REVISTË PËR AKTUALITET, KULTURË, ARSIM, ETIKË

# PAQJA



Nr. 1 * Dhjetor 2006

0[50]€

Organ i Shoqatës Kulturore "Zëri Ynë"




Intervistë me Prof. Dr. Pajazit Nushin, pedagog në Universitetin e Prishtinës dhe kryetar i Këshillit për Mbrojtjen e të Drejtave dhe të Lirive të Njeriut

## Edhe pas statusit, gjendja shqiptare nuk mund të zgjidhet

Avni Avdiu

**NGA PO SHKON POLITIKA SHQIPTARE NË MAQEDONI?!**



Faqe 12, 13

Ajni Sinani

**LUFTË KUNDËR TERRORIZMIT APO LUFTË PËR DOMINIM**



Faqe 22, 23

Muhamed Jusufi

**A PO NDRYSHON MENDIMI I KRISHTERË NDAJ ISLAMIT?**



Faqe 8, 9

Milazim Krasniqi

**TRASHËGIMIA KULTURORE DUHET TË DEBALLKANIZOHET**



Faqe 3, 4

©Copyright by PAQJA, Prishtinë

Jehonat e debateve

# TRASHËGIMIA KULTURORE DUHET TË DEBALLKANIZOHET

**Trashëgimia kulturore e Kosovës do të duhej të trajtohej vetëm si problem kulturor dhe të rregullohej me ligje, që do të jenë të të njëjtave standarde me shtetet e sotme demokratike europiane. Europianizimi i kësaj problematike e jo riafirmimi i ballkanizimit të saj, paraqet themelin e zgjidhjes së kësaj çështjeje të ndieshme.**

Milazim KRASNIQI



Trashëgimia kulturore si një tërësi vlerash materiale dhe shpirtërore, duhet të trajtohet brenda shtratit të dijeve përkatëse dhe të politikave kulturore të drejta, e jo të ideologjive nacionaliste, të cilat dinë ta shfrytëzojnë çështjen e trashëgimisë kulturore si pretekst për mobilizimin e ithtarëve të vet në projekte të dhunshme, qoftë pushtuese qoftë çlirimtare. Ndërsa, në një vend si Kosova, ku projekti faktik pushtues serb ambalazhohet si projekt çlirimtar, ndërsa projekti çlirimtar i shqiptarëve nganjëherë perceptohet edhe si projekt revanshist, tema e trashëgimisë kulturore dhe fetare, duhet të trajtohet me kujdes edhe më të madh, ngjashëm me një plagë pas-operative, së cilës sapo i është ndalur gjakderdhja.

Nuk mund të mos rikujtohet në këtë kontekst zelli i regjimit gjakatar të Millosheviqit për fshirjen e trashëgimisë kulturore shqiptare gjatë viteve nëntëdhjetë. Ajo prirje shkoi aq larg sa që në kulmin e konfliktit edhe me NATO-n, regjimi serb gjeti kohë për ta rrafshuar edhe shtëpinë-muze të Lidhjes së Prizrenit, duke mënjanuar çdo gjurmë të saj. Djegia e qindra objekteve kulturore, shkollore dhe fetare, pati tendencën e një kulturocidi, i cili mbeti në tentativë.

Nga ana tjetër, në trazirat e dhunshme të marsit të vitit 2004, u dëmtuan një numër i konsiderueshëm i kishave ortodokse, me çka u dha një mesazh rrëqethës se çfarë drejtimi mund të ndjek një rebelim irracional i motivuar nga intoleranca antiserbe.

Për t'i mbyllur përfundimisht këto plagë tragjike, është e domosdoshme që trashëgimia kulturore të trajtohet si vlerë më vete, pra, jashtë rivaliteteve politike, ideologjike, fetare dhe nacionale. Madje edhe jashtë statusit shtetëror, të cilin do ta ketë Kosova në të ardhmen. Pra, trashëgimia kulturore duhet të trajtohet si vlerë imanente dhe universale, e cila është produkt i intelektit njerëzor dhe e cila është në shërbim të njerëzimit.

Për fat të keq, bisedimet ndërmjet Prishtinës e Beogradit, temën e trashëgimisë kulturore dhe fetare serbe, e kanë ingranuar si një çështje politike, edhe pse e kanë quajtur me eufemizëm "çështje teknike". Nga ajo që është bërë e njohur deri tash, pritet që raporti i Marti Ahtisari ta përfshijë në aranzhmanet e veta trashëgiminë fetare dhe kulturore serbe si një segment të veçantë të obligimeve politike dhe juridike të shtetit të ri të Kosovës ndaj Serbisë. Kjo mund të përfshijë edhe lejimin e karnavaleve të organizuara të serbëve nga Serbia dhe viset e tjera ku ata jetojnë, për të shënuar kremta historike e festa fetare.

Nëse mund të bëhet fjalë për ndonjë precedent të rrezikshëm në tërë këtë proces negociatash, përfshirja e trashëgimisë fetare dhe kulturore serbe në aranzhmanet e statusit, vërtet është i tillë.

Po të përdorej ky kriter për përcaktimin e statusit të shteteve ekzistuese dhe të atyre që do të formohen në të ardhmen, harta e botës do të shndërrohej në një katrahurë. Fjala vjen, me kësi kriteri, një pjesë e madhe e Turqisë, me Stambollin në plan të parë, do të duhej t'u jepeshin grekëve me koncesion, bashkë edhe me ndonjë status shtetformues, për shkak se aty ka qenë selia e Konstandinit të Madh, e Justinianit dhe e Tadorës. Nga ana tjetër, Bullgaria dhe Greqia, do të duhej të jepnin privilegje shtetformuese për minoritetin turk në ato vende, i cili nëpër shekuj në ato territore ka ngritur një sërë vlerash kulturore dhe fetare, edhe pse shumica prej tyre janë rrënuar, për t'i fshirë gjurmët e asaj trashëgimie.. Ndërsa, Serbia, më kësi kriteri do të duhej t'u jepte status special hungarezëve jo vetëm në Vojvodinë, po edhe në Beograd, i cili një herë e një kohë ka qenë qytet hungarez, sikundër edhe qytet osman më vonë, e me një trashëgimi të ndjeshme kulturore hungareze dhe otomane.

Në të vërtetë, në kuadër të bisedimeve për statusin, trajtimi i trashëgimisë fetare dhe kulturore të serbëve të Kosovës, është shndërruar në ricvijiqizimin e saj. Jovan Cvijiqi i pati parapri gjoja me "argumente kulturore", vendimit të Konferencës së Paqes për përligjjen e aneksimit të Kosovës dhe të tokave të tjera shqiptare. Edhe bisedimet e sivjetme në Vjenë, e kanë nxjerrë një pjesë të trashëgiminë fetare dhe kulturore serbe jashtë shtratit kulturor të

vendit ku ajo është krijuar dhe ku gjendet, dhe e kanë trajtuar me parashenjë politike dhe ideologjike, si trashëgimi ekskluzive të Serbisë.
Në rast se kjo linjë finalizohet duke e krijuar idenë se lëshimet janë bërë për të kënaqur pretendimin se "Kosova është djepi kulturor serb", do të mund të shndërrohet në virus të konflikteve të reja. Edhe kështu si janë punët sot, mbikëqyrja ndërkombëtare mbi Kosovën, është bërë e domosdoshme për shkak të fantazmave të miteve të së kaluarës, të cilat e kanë motivuar spastrimin etnik dhe gjenocidin e viteve 1998-1999.
Ajo që është edhe më keq, kësaj trashëgimie kulturore i është mveshur karakteri pothuajse i plotë fetar, ortodoks, gjë që paraqet një problem edhe më të madh. Reduktimi i trashëgimisë serbe në Kosovë vetëm në planin fetar, është i dëmshëm edhe për vetë serbët që jetojnë në Kosovë, sepse ata nuk identifikohen vetëm me ortodoksinë. Ata gjatë shekujve kanë krijuar edhe shtresa të tjera të trashëgimisë së tyre kulturore, ndërsa ato janë injoruar tërësisht.
Sikundër u tha më herët, trashëgimia kulturore e Kosovës do të duhej të trajtohej vetëm si problem kulturor dhe të rregullohej me ligje, që do të jenë të të njëjtave standarde me shtetet e sotme demokratike europiane. Europianizimi i kësaj problematike e jo riafirmimi i ballkanizimit të saj, paraqet themelin e zgjidhjes së kësaj çështjeje të ndjeshme. Ndërsa, liritë fetare dhe mbrojtja e monumenteve fetare duhet të rregullohet me ligj të veçantë e të mos kontrabandohet me terma politikë e ideologjikë, sepse në një rast të tillë ajo e ruan perceptimin mitiko- nacionalist për Kosoëvn si "tokë e shenjët" dhe "Jerusalem serb". Ndërsa, perceptimet e tilla vazhdimisht do të prodhojnë ide konfliktualiteti me realitetin.
Ata që mendojnë se Ballkani prodhon histori më shumë se sa që mund të konsumojë, duhet ta kenë para sysh se kjo ka të bëjë me falsifikimin e historisë e jo me të vërtetat e saj. Ky dimension i problemit duhet të zgjidhet me rishikimin dhe rishkrimin e saj, duke u bazuar në fakte dhe vlera të vërteta, dhe duke e parë historinë e gadishullit dhe të këtyre kombeve në kontekstin e historisë evropiane.
Pa e mundur kompleksin e madhështisë së rreme ballkanike, të paketuar me pansllavizëm e panortodoksizëm, është vështirë të evitohen konfliktet edhe në të ardhmen, e ku trashëgimia kulturore dhe fetare serbe do të përdoret për mobilizimin e vazhdueshëm mbi projeksione nacionaliste dhe fashiste.
Ajo që ndodhi në vitin 1989, kur Millosheviqi zgjodhi Gazimestanin për të dhënë mesazhin e luftërave të ardhshme, nuk ishte një rastësi. Beteja e Kosovës, e zhvilluar në vitin 1389, në historiografinë, në propagandën, në artet dhe politikën zyrtare serbe, edhe sot përdoret si "argument" për pretendimet serbe mbi Kosovën, dhe sipas gjasave kështu do të jetë edhe në të ardhmen, nëse në aranzhmanet e statusit të ardhshëm të Kosovës do të parashihen privilegje dhe koncesione për Serbinë, mbi bazën e trashëgimisë fetare dhe kulturore serbe. Ndërsa dihet fare mirë se në shekullin XIV nuk ka ekzistuar një kauzë kombëtare serbe dhe as shqiptare. Prandaj, do të jetë absurde nëse e ardhmja e këtij vendi do të kushtëzohet nga trashëgimia e bëmave të shekullit XIV dhe veçmas nga instrumentalizimi nacionalist i tyre.
Përmendorja në Gazimestan e ngritur në vitet pesëdhjetë të shekullit XX, e cila edhe në bisedimet e Vjenës u trajtua si trashëgimi kulturore serbe e dorës së parë, është shembull i falsifikimit dhe i instrumentalizimit të tillë. Nëse ajo ngrehinë, nën hijen e së cilës është promovuar ideologjia e gjenocidit serb kundër shqiptarëve, trajtohet si trashëgimi kulturore që duhet të ruhet me ligje të veçanta, do të ndodhemi para një anarkie të kualifikimeve të gjithçkaje si vlerë kulturore nacionale e nivelit të lartë. Në atë rrethanë, edhe godina e bashkësisë së XVI lokale të Fushë Kosovës, në dritaren e së cilës Milloshеviqi u pati premtuar ithtarëve të vet të egërsuar se më askush nuk guxon t'i rrahë, mund të shpallet trashëgimi kulturore e dorës së parë dhe të mbrohet me aranzhmanet përcjellëse të statusit të Kosovës.
Vërtet, kjo nuk është zgjidhja e duhur për trashëgiminë kulturore të Kosovës. Zgjidhja mund të jetë vetëm deideologjizimi dhe deballkanizimi i saj.
E kjo parakupton qasjen e lirë të konsumentëve të vlerave kulturore e jo eksterritorialitetin. Kjo parakupton universalizmin e jo fundamentalizmin, sikundër që parakupton integrimin e jo përjashtimin, qytetërimin e jo barbarinë.

Botohet nga O.J.Q. "Zëri Ynë"
**Redaksia**
**Drejtor:** Muhamed Jusufi - KAJOLLI, **Redaktor përgjegjës:** Shkelzen NUZA, **Redaktor gjuhësor:** Mimoza SINANI, **Redaktor teknik/Grafika:** Osman D. GASHI, **Anëtarët e redaksisë:** Arber ZEKA, Ilir DESKU, Nexhati SPAHIU, Mergim LUSHTAKU.
**e-mail:** revistapaqja@gmail.com
revistapaqja@hotmail.com
revistapaqja@yahoo.com
**Adresa:** Xhavit Mitrovica, nr. 14 përballë teatrit Dodona
**Kontakti:** +377 44 418 935, +377 44 637 111, +377 44 633 281

**Intervistë me Prof. Dr. Pajazit Nushin, pedagog në Universitetin e Prishtinës dhe kryetar i Këshillit për Mbrojtjen e të Drejtave dhe të Lirive të Njeriut**

# EDHE PAS STATUSIT, GJENDJA SHQIPTARE NUK MUND TË ZGJIDHET

**Ftesës sonë për një intervistë për revistën e re PAQJA, Prof. Dr. Pajazit Nushi iu përgjigj pa përtesë. Në këtë intervistë bashkëbiseduesi ynë iu përgjigjet pyetjeve tona lidhur me problemin e arsimit të lartë në Kosovë, reformat, çështjen e statusit të Kosovës dhe një varg çështjesh të tjera.**

**PAQJA: Si është zhvilluar arsimi ndër dekada te shqiptarët?**

**PAJAZIT NUSHI:** Për zhvillimin e arsimimit te shqiptarëve ndër dekada mund të flitet shumë, por unë do të përpiqem të them me një skenë te përgjithshme disa gjëra rreth tij, meqenëse njeriu e analizon përvojën e vet, e në këtë rast unë mund të lidhem vetëm me anën e përvojës sime. Por në qoftë se i shfletojmë librat, aty mund të shohim se shqiptarët, e sidomos shqiptarët e Kosovës kanë qenë arsimdashës qysh prej kohëve shumë të lashta, kanë qenë edhe krijues, madje qysh prej atyre kohërave të vështira ku nuk kanë pasur as alfabetin e vet. Por nga ana jonë është shkruar me anën e alfabetit te gjuhës arabe, kurse nga ana e Jugut të Shqipërisë është shkruar me anën e alfabetit grek, e pjesërisht kanë shfrytëzuar edhe alfabetin sllav. Prej kësaj del se shqiptarët kanë qenë arsimdashës dhe kanë qenë të inkuadruar në shkolla të ndryshme të vendeve sunduese, bie fjala në shkollat serbe, shkollat rumune, shkollat greke, shkollat italiane, etj. Themelimi i shkollimit të vërtetë është ngritur në fillim të shek. XX, aty ku kemi pasur shkollat e para shqipe. Shkolla e Parë Shqipe është hapur në Korçë, kurse Shkolla e Parë e Vajzave është hapur në Prizren në vitin 1904. Në vitin 1908 është mbajtur Kongresi i Manastirit, ku është krijuar alfabeti i parë i përbashkët i gjuhës shqipe. Kurse një vit më vonë është marrë vendimi i themelimit të shkollës normale të Elbasanit, i cila ka luajtur një rol shumë të rëndësishëm në themelimin e kuadrit arsimor, dhe në përhapjen e gjuhës sonë shqipe në shoqëri, ku kanë marrë pjesë shumë nxënës nga vise të ndryshme shqiptare. Gjithashtu, aty e kanë kryer normalen edhe një numër i madh nxënësish edhe nga Kosova, ku më pas, një numër i madh i tyre kanë shërbyer si mësimdhënës. Ka pasur prej atyre që nuk kanë qenë nga Kosova, por kanë qenë prej të gjitha viseve të tjera të Shqipërisë. Duke filluar prej Veriut e duke ardhur deri në Jug, duke filluar prej Përmetit e duke ardhur deri në Kukës. Duke filluar prej gjimnazit të Shkodrës, normales së Elbasanit, shkollës teknike të Tiranës, shkollës tregtare të Durrësit, etj., në të gjitha këto kanë marrë pjesë edhe një numër nxënësish nga Kosova. Ndër dekada, arsimi tek shqiptarët ka pasur pengesa të llojllojshme. Pengesa më e madhe ka qenë varfëria e madhe në Kosovë. Edhe ata që kanë pasur aftësi, që kanë pasur talent, nuk kanë pasur mundësi materiale që t'i vijojnë mësimet, prandaj shumë talente kanë humbur për të ardhur deri në ditët e sotme, ku dyert e të gjitha shkollave, të të gjitha niveleve, të të gjitha titujve janë të hapura për të gjithë.



**700 milion euro është buxheti i 7 lojtarëve te Mançester United – it , aq sa është edhe buxheti i Kosovës**

**PAQJA: Z. Nushi, çfarë mendoni rreth gjendjes së arsimit në përgjithësi sot?**

**PAJAZIT NUSHI:** Arsimi është gjithmonë pasqyrë e zhvillimit, pasqyrë e vet shtetit, pasqyrë e nivelit të shoqërisë. Në atë nivel në të cilin gjendet shoqëria, bashkësia jonë e Kosovës, në atë nivel gjendet edhe arsimi, por do të shtoj se edhe ajo i ka specifikat e veta. Arsimi kërkon investime shumë të mëdha, të cilat fatkeqësisht në këtë kohë ne nuk mund t'i bartim, sepse shumë mirë e dimë se në çfarë gjendje është vendi ynë. Bie fjala që, buxheti i Kosovës për vitin e

ardhshëm është 700 milion euro, e 700 milion euro është buxheti i 7 lojtarëve te Mançester United –it dhe kur unë dëgjova se buxheti i Kosovës nuk është as 700 milion euro, u dëshpërova për së tepërmi, sepse është një sasi shumë e vogël mjetesh për të plotësuar nevojat e popullsisë së Kosovës. Duke përfshirë këtu edhe nevojat më elementare të ndihmave sociale, të mbrojtjes shëndetësore të fëmijëve, të mbrojtjes sociale, të moshuarve, pensionistëve, sistemin e institucioneve shëndetësore, sistemin e arsimimit, policisë etj.

**PAQJA: Çfarë mendoni sot për arsimin e lartë në Kosovë?**

**PAJAZIT NUSHI:** E mira e këtij sistemi të arsimimit të lartë është se këtu janë të përfshirë të gjithë ata që kanë pasur dëshirë që t'i vijojnë studimet, por nuk jam aq i sigurt në organizimin e sistemit të studimit universitar. Universiteti ynë i Prishtinës, ka rreth 38000 studentë, e në fakt është i përgatitur për 10000 studentë, dhe në të nuk dihet se kush është student, e kush nuk është student.

**PAQJA: Kemi mjaft universitete private për të cilat flitet shumë se kualiteti i tyre është jo i kënaqshëm. Ç'mund të thoni?**

**PAJAZIT NUSHI:** Nuk kam ndonjë dokument në të cilin të mund të mbështetem se universitetet private nuk janë të nivelit jo të kënaqshëm, edhe pse në njërin prej tyre jam kryetar i bordit, e ky është Universiteti Iliria dhe në të është një sistem i rregullt i organizimit të mësimit. Pra, është një sistem i rregullt për arsye të financimit. Se në çfarë niveli mund të arrijnë ata studentë dhe arsimtarët e këtij universiteti, dhe të universiteteve të tjera private, kjo varet prej kërkesave të atyre që i japin të hollat. Sa më shumë që kërkojnë studentët, aq më shumë fakulteti është i obliguar që t'iu japë atyre. Këtu është vlera e sistemit të studimeve private. Por duhet ditur se ne tani sapo kemi shkelur në organizimin e studimeve private. Ne tani kemi hyrë në to, kurse vendet e tjera kanë shekuj në to dhe i dinë shumë mirë mënyrat dhe format e organizimit të tyre. E nga e tërë kjo kuptohet se tek ne mungon përvoja e aplikimit të këtyre metodave.

**PAQJA: Ndërsa, në anën tjetër, universiteti publik nuk ka edhe aq kushte, si p. sh. infrastrukturën. Mandej, është bërë zhurmë se ai është reformuar, e një gjë e tillë nuk është zbatuar ende në praktikë. Cili është mendimi juaj për këtë?**



**PAJAZIT NUSHI:** Varësisht prej tipit apo degës ku studiojnë studentët, ligjëratat e disa lëndëve të përgjithshme mund t'i vijojnë një numër më i madh studentësh, por, për ushtrimet, bie fjala për ato psikologjike, nuk mund të arrihet një rezultat i mirëfilltë. Për të arritur sukses duhet që ushtrimet t'i ndjekin maksimalisht 20-25 studentë. Një numër studentësh më i madh se ky është i tepërt. Ushtrimet në degë të ndryshme të mjekësisë organizohen me nga 100-200 studentë, kur duhet të organizohen me nga 10 apo 5 studentë, edhe kjo varësisht nga lënda, p.sh. lëndët profesionale kërkojnë jo vetëm observim, pra jo vetëm të shihet se si kryhet operacioni, por të merret pjesë aktive ne kryerjen e operacionit. Kam dëgjuar se universiteti ynë nuk ka mundësi për një gjë të tillë.

**Reforma kërkon ndryshime rrënjësore**

**PAQJA: A mendoni se ne kemi mundur ta mbrojmë arsimin edhe nga pushtuesit serbë, ndërsa sot në liri, ai pothuaj po degradohet?**

**PAJAZIT NUSHI:** Është më se e vërtetë se arsimin e kemi mbrojtur shumë në kushtet kur ka qene më se e nevojshme. Kemi pas lëshime në atë kohë, cilësia e kualiteti përgjithësisht nuk ka qenë aq e mirë, por megjithatë arsimi dhe shkolla shqipe është mbrojtur. Por në kushtet e reja, në krijimin e raporteve krejtësisht të reja financiare, sociale, ekonomike e politike po më duket se sistemit të arsimit në Kosove nuk kemi arritur t'ia gjejmë vendin dhe ta pozicionojmë në vendin e merituar. Nevojiten kuadro shume të larta administrative, por nevojiten edhe kuadro të larta me përvoja dhe kurajë shumë të madhe në të gjitha nivelet e arsimit, posaçërisht në nivelin e arsimit superior, pra të fakulteteve dhe studimeve universitare. Reforma kërkon

ndryshime rrënjësore, ndryshime të cilat po përpiqemi t'i organizojmë, se edhe vetë jam në atë rrjedhë. Mirëpo në këto kushte, një universitet shtetëror ka katër herë më tepër studentë se sa që ka kapacitete dhe nuk di se sa është e mundur të bëhet reforma në të. Prandaj sillemi prej Bolonjës në Prishtinë, dhe prej Prishtinës në Bolonjë, por më tepër me fjalë e me pallavra.

**PAQJA: Sa ka ndikuar rezoluta 1244 në qetësimin e rajonit?**

**PAJAZIT NUSHI:** Rezoluta 1244 solli largimin e sundimit serb dhe unë mendoj se kjo rezolutë është tejkaluar qysh para 4-5 viteve dhe është me efekte negative për zhvillimin e Kosovës dhe për mos copëtimin e territoreve të saj. Bie fjala copëtimi i pjesës veriore të saj, vënia e kufirit pa marrëveshjen e shqiptarëve, mes Maqedonisë, Kosovës, Serbisë etj, janë cungime qe e keqësojnë integritetin territorial të Kosovës dhe të popullit të saj. E nga ana tjetër, edhe pse nuk ka një pasqyrë të qartë të decentralizimit, nëse do të ketë komuna të formuara në baza etnike, ato komuna nuk mund të qëndrojnë dhe mund ta dëmtojnë strukturën e integritetit të Kosovës dhe mendoj se sa më shpejt të tejkalohet kjo rezolutë, aq më mirë do të jetë për Kosovën dhe rajonin.
Gjithsesi, kjo rezolutë i ka qetësuar disa pjesë të rajonit, kurse atë pjesë që nuk heq dorë nga Kosova, pra Serbinë, vetëm se e ka shqetësuar për së tepërmi. Sa më tepër që largohet Kosova prej Serbisë, aq më shumë ajo do të shqetësohet pas caktimit definitiv të statusit të Kosovës, i cili meodemos duhet të jetë pavarësia, sepse çfarëdo status tjetër mund të sjellë dëme, si në vend ashtu edhe në rajon.

**Futja në bisedime të drejtpërdrejta me Beogradin nuk ka qenë e vetmja mënyrë**

**PAQJA: A mendon se ka qenë e dëmshme statuskuoja në Kosovë?**

**PAJAZIT NUSHI:** Statuskuoja ka pasur më tepër anë negative se sa pozitive, por janë disa anë pozitive të cilat ne po mund t'i pranojmë me vështirësi, sepse janë të lidhura me raportet ndërkombëtare dhe njohja e këtyre gjithmonë nuk na shkon neve për dore, dhe ne nuk kemi mundësi t'i kapim, se një numër i madh i tyre kanë karakter sekret, e këto rrjedha sekrete janë të pamundura të elaborohen dhe të lidhen në mes vete, në kuptimin e logjikës së shëndoshë.



**PAQJA: A mendoni se futja në bisedime me Beogradin ka qenë e vetmja zgjidhje?**

**PAJAZIT NUSHI:** Futja në bisedime të drejtpërdrejta me Beogradin nuk ka qenë e vetmja mënyre, ka pasur edhe mënyra të tjera, mirëpo edhe bashkësia ndërkombëtare, edhe udhëheqësit vendorë, si dhe partitë politike, e kanë parë këtë mënyrë si më të arsyeshme, prandaj ishte një prej formave që u supozua se do të japë me tepër sukses, por praktikisht nuk ka dhënë sukses. Jam prej atyre që kam biseduar i fundit në Vjenë për përfshirjen e obligimeve nga ana e qeverisë serbe, për t'i kthyer eshtrat e të zhdukurve, dhe kam parë se disa prej kërkesave tona mund të rregullohen edhe në forma të tjera. Por meqë kjo formë është pranuar nga ata të cilëve u kemi dhënë votën tonë, ne nuk kemi të drejtë që t'i ofendojmë as ata, as veten.

**PAQJA: Si e parasheh Pajazit Nushi statusin e Kosovës?**

**PAJAZIT NUSHI:** Unë statusin e Kosovës, u thashë dhe më përpara, e shoh vetëm në një kuadër të një pavarësie të plotë dhe sovrane. Jashtë këtij koncepti mendoj se do të ketë pasoja të rënda. Kosova dhe viset shqiptare përreth do të kenë pasoja të rënda, të papëlqyeshme, madje edhe regjioni i gjerë, duke përfshirë edhe Serbinë.

**PAQJA: Cila do të jetë gjendja e shqiptarëve pas statusit?**

**PAJAZIT NUSHI:** Edhe pas statusit gjendja shqiptare, sipas meje, nuk mund të zgjidhet. Shqiptarët janë në një gjendje, siç e dini, të copëtimit të tokave. Ne jemi një komb, kemi një gjuhë, kemi një traditë, kemi një konstitucion psikik, jemi një bashkësi integrale shpirtërore, politike dhe ekonomike, por megjithatë jemi të ndarë dhe kjo ndarje shpie në një zhvillim me ritme shumë të ngadalshme se sa po të ishim të bashkuar në një kulm dhe në një shtet të përbashkët.

Intervistoi
Nexhati SPAHIU

PAQJA
Dhjetor 2006

Pas vizitës së Papa Benedikti-t të XVI-të në Turqi

# A PO NDRYSHON MENDIMI I KRISHTERË NDAJ ISLAMIT?

**Nëse edhe në vitet në vijim, fjalimet e Papës do të përmbajnë vetëm lutje dhe thirrje për paqe të njëmend, ai do të konsiderohej si Papa i parë në historikun e Krishterimit, i cili e pranoi Islamin si fe qiellore, pa marrë parasysh nëse ai vetë do të arrijë ta pranojë apo jo, Muhammedin s.a.v.s., si pasardhësin e Isaut a.s. – Mesiut. Këtyre lutjeve dhe thirrjeve do të duhet t'iu paraprinin veprat, sepse këto do të bëheshin shkaktare të ndaljes së gjakderdhjeve në botën islame, gjegjësisht në Palestinë e Irak.**

**Muhamed JUSUFI – KAJOLLI**



Kostandinopoja e dikurshme, ose Stambolli i tanishëm, numërohet si pika më strategjike e globit. Ai do të mbetet një nga qytetet më të frekuentuara prej njerëzve, për shkak të pozitës së tij gjeografike. Në këtë qytet për shumë shekuj, idetë fetare kanë dominuar kundrejt atyre ateiste. Ky qytet, u bë çerdhja kryesore e ithtarëve të krishterë në kohën e perandorit Agustin 527-565, i cili gjatë sundimit të tij e ngriti faltoren kryesore 'Aja Sofi-në', për të gjithë besimtarët të krishterëve. Kjo kishë madhështore reflektonte besimin perandorak në njërën anë, dhe fuqinë në anën tjetër.

Në shekullin e XI-të, besimi i kësaj kishe u lëkund, pasi përball saj, në Romë të Italisë, u ngrit një qendër tjetër fetare. Kjo lëkundje besimi, u pasua edhe me një goditje tjetër më të madhe se ajo e para. Në vitin 1453 kjo qendër e krishterë u rrëzua përfundimisht, sepse u zëvendësua me besimtarë të rinj, pasuesit e Muhammedit s.a.v.s., pasardhësit të Isaut a.s. Si muslimanë, ata nuk ua humbën gjurmët vëllezërve të tyre. Të krishterëve ju lejua ta mbajnë edhe më tutje kishën kryesore, e cila qeveriste të gjithë ortodoksinë e krishterë në botë. Atyre ju sugjerua që ta ndërrojnë diskursin e tyre, sepse kishin devijuar nga besimi i vërtetë. I njëjti melek (Gabrieli) i kishte reveluar Isaut (Mesiut), dhe ishte po ai (Xhebraili) që i reveloi edhe Muhammedit s.a.v.s.

**Aja Sofi-ja shndërrohet në xhami**

Nëse vështrojmë botën islame në rruzullin tokësor, vërejmë se asnjë vend tjetër, përveç shtetit të osmanëve, nuk i kishte shndërruar kishat në xhami. Në botën arabe, perse, e as në shtetet e tjera nuk e vërejmë këtë fenomen, pra nuk kemi hasur që kishat të jenë shndërruar në xhami a. Kështu është edhe me fatin e sinagogave dhe faltoreve të feve të tjera, përveçse në shtetin osman. Osmanët na bëjnë të mendojmë si dhe të pyesim veten, se përse nuk ishin shndërruar në xhami të gjitha kishat, pasi ata akuzohen nga perëndimorët për dhunim të besimit, për shkak se kishat i shndërronin në xhami. Por cila është e vërteta? Ata i kanë pasur të gjitha mundësitë që t'i shndërronin të gjitha kishat në xhami, dhe të mos lejonin besim tjetër përveç besimit të tyre.



Nga shënimet historike mësojmë se osmanlinjtë para se të sulmonin ndonjë shtet ose popull, kërkonin prej sundimtarëve të tyre që t'iu jepej mundësia që ta predikonin fenë islame. Atij sundimtari që e refuzonte këtë kërkesë të osmanlinjve, ata i kërkonin që t'i paguanin tatimin e sigurimit, prej të cilit garantonin hyrje daljet me atë popull. Nëse edhe kjo kundërshtohej, atëherë i shpallej lufta. Kuptohet, lufta ka rregullat e veta. Ushtrisë kundërshtare i paralajmërohej se nëse në radhët e tyre kishin prijës të kishave, atëherë ata do t'ua shndërronin ato në xhami pas humbjes. Disa prej peshkopëve ose priftërinjve, edhe pse e dinin këtë kanun të Sulltanit, merrnin pjesë aktive në luftë. Pas disfatës, kishat e tyre shndërroheshin në xhami. Ndërsa ata prijës fetarë, që qëndronin nëpër faltoret e tyre, vazhdonin të predikonin si edhe më parë, pa asnjë pengesë nga ushtarët turq. Nga ky rregull (kanun) mësojmë se Aja Sofi-ja kishte bërë rezistencë dhe për këtë arsye ishte shndërruar në xhami. Këso kisha të shndërruara në xhami kemi edhe në Shqipëri.

**Nga kishë në xhami, tani në muze**

Siç më sipër thamë, kjo faltore u shndërrua në xhami, por konstrukti i kishës nuk u shkatërrua aspak. Asaj, vetëm ju shtua një ngjyrë nga brenda. Kjo ngjyrë ishte e domosdoshme, sepse në islam ndalohen ikonat dhe çfarëdo pikturë tjetër murale që përmban fotografi. Kësaj kishe iu shtuan nga jashtë edhe katër minare, të cilat shërbejnë për thirrjen e ezanit.

Me rënien e Sulltan Hamitit në vitin 1924, shteti osman ra në duart e Mustafa Kemalit (i njohur si Ataturku). Meqenëse Ataturku, shtetin turk e shpalli laik, Aja Sofi-ja u shndërrua nga objekt kulti në muze në vitin 1936-të. Që prej asaj kohe Aja Sofi-ja shfrytëzohet si vend muze për vizitorët e rastit. Ajo nuk kishte nevojë për ndërhyrje meremetimi, me përjashtim të heqjes së ngjyrës. Tani, ikonat e pikturuara atëkohë duken qartë, të pa dëmtuara. Por edhe mbishkrimet kur'anore nuk janë shlyer. Tani shumë vizitorë mësojnë nga ky objekt kulti për kulturën e lartë të muslimanëve dhe arkitekturën brilante të bizantinëve.

**Meshë në Aja Sofi**

Ataturku me pushtetin e tij që ushtronte në Turqi, kishte arritur që Aja Sofi-në ta shndërronte në muze. Kjo nënkupton, se në të nuk do të bëheshin më rituale fetare, por ajo do të shërbente vetëm për vizitorë. Këtë rregull të muzeut e theu pasardhësi i tij në vitin 1967-të, kur për herë të parë këtë kishë – xhami, e vizitoi Papa Pali i VI-të. Ky Papë gjatë vizitës së tij kishte arritur që në protokollin e vizitës së tij të bënte lutje në këtë vend (të "shenjtë"). Ndërsa Papës, Benediktit të XVI-të, iu ndalua të bënte meshë në të.

**Papët hynë në xhami**

Shekulli i njëzet, duhet të konsiderohet si shekulli i hapjeve, i lirive të shprehjes dhe të ideve. Në këtë shekull, pra në vitin 1967-të, një Papë, për herë të parë hyn në një objekt kulti krishtero-musliman për t'u lutur, pra, në Aja Sofi-a të Stambollit. Ky ishte hapi i parë i guximshëm për të ndryshuar mendimin ndaj Islamit. Shumëkush do të komentonte se ai nuk ishte futur në xhami, por në një kishë. Do të kisha menduar edhe unë kështu, sikur mos ta përjetoja vizitën e Papës Gjon Pali të II-të në vitin 2001, i cili hyri në xhaminë Emevite të Damaskut për herë të parë në historikun e të gjithë Papëve përgjatë historisë. Ai vërtetë nuk u lut në të, por, ai hyri në të. Mundësinë e lutjes ia la pasardhësit të tij Papës Benediktit të XVI-të. Në vitin 2006 Papa Benedikti i XVI-të futet në xhaminë e Sulltan Ahmedit dhe lutet në të, jo në një cep të xhamisë, por mu afër vendit të imamit i kthyer nga Mekka për pak çaste.



**Dilemat**

Vizita e Papës Benedikti XVI-të, dhe falja në xhaminë e Sulltan Ahmedit (në xhaminë blu) të Stambollit vjen pak kohë pas deklaratës së tij ogurzeze për muslimanët. Ai në shtetin e tij të lindjes në Gjermani, para tri muajsh kishte fyer pejgamberin e muslimanëve, Muhammmedin s.a.v.s. Kur dikujt i fyhet i pari tyre, nënkuptohet se me të ka fyer të gjithë ithtarët e tij. Sikur ky, ta kishte thënë të vërtetën nuk do të ishte kiamet i madh, por ai kishte cituar një ish-perandor romak, i cili fliste me shumë urrejtje për Muhammedin s.a.v.s.

Shumëkush nga ithtarët e Muhammedit s.a.v.s., vizitën e tij e ngjason me vizitën e ujkut të veshur me lëkurë qengji. Për këtë arsye, pritja e tij ishte jo shumë e pëlqyer nga shumë besimtarë turq. Se vizita e tij, do t'i shërbejë paqes apo përçarjes, do të mbetet të shihet në një të ardhme të afërt.

Ky Papë, përveç vizitës së të tij si Papë, kërkoi nga Bashkimi Evropian që të mos ta neglizhojë Turqinë, por ta fusë sa më parë këtë shtet në gjirin e këtij unioni.

Një lëvizje tjetër e këtij Pape që ia vlen të theksohet në Stamboll ishte edhe takimi tij me homologun e tij të konfeksion it tjetër të krishterë, patriarkun Bartolome un e I-rë. Në këtë qytet gjendet selia botërore e "shenjtë" e të gjithë të krishterëve ortodoksë. Papa Benedikti XVI-të u përpoq t'i sigurojë mbarë të krishterët se janë një dhe të pa ndarë. Ky Papë nuk sheh kurrfarë dallimi midis ortodoksëve dhe katolikëve të krishterë. Kjo thirrje për bashkim dhe lutja e tij në xhaminë e Sulltan Ahemdit sikur flasin shumë, por mbetet të shihet në të afërmen e viteve të ardhme se cili ishte qëllimi kryesor i kësaj vizite.

Nëse edhe në vitet në vijim, fjalimet e Papës do të përmbajnë vetëm lutje dhe thirrje për paqe të njëmend, ai do të konsiderohej si Papa i parë në historikun e Krishterimit, i cili e pranoi Islamin si fe qiellore, pa marrë parasysh nëse ai vetë do të arrijë ta pranojë apo jo, Muhammedin s.a.v.s., si pasardhësin e Isaut a.s. – Mesiut. Këtyre lutjeve dhe thirrjeve do të duhet t'iu paraprinin veprat, sepse këto do të bëheshin shkaktare të ndaljes së gjakderdhjeve në botën islame, gjegjësisht në Palestinë e Irak.

Turqia: Dilemat e Integrimit

# SI MUND TË RIKTHEHET FUQIA E DIKURSHME?

**Çështja e integrimit të Turqisë është tepër e ndërlikuar dhe në rrethanat aktuale ndërkombëtare nuk pritet të ndodhë edhe për një kohë të gjatë! Bile, realisht, gjasat që të ndodhë janë fare minimale! Atëherë shtrohet pyetja nga duhet të shkojë Turqia?!**

Arben MUHAMETI

Turqia si pasardhëse e drejtpërdrejtë e Perandorisë osmane, pavarësisht luhatjeve në skenën ndërkombëtare, vazhdon të mbajë një pozicion të rëndësishëm në aspektin politik dhe ushtarak botëror. Turqia prej kohës së Ataturkut është përpjekur të jetë një shoqëri demokratike shekullare, me tendenca të vazhdueshme për t'u identifikuar me Perëndimin, e më vonë për t'u inkuadruar në Evropë. Ajo, me pa të drejtë, hoqi dorë prej trashëgimisë historike të Perandorisë osmane, që ishte Perandoria më e fuqishme e kohës. Si rrjedhojë tendencat për të reformuar një shoqëri kryekëput tradicionale me lidhje tepër të forta me historinë dhe traditat islame, sigurisht që ishte një mision i vështirë.



Aspiratat e Turqisë drejt integrimit evropian nuk kanë reshtur në asnjë çast, sikur që në asnjë çast nuk është ndalur refuzimi dhe përbuzja nga ana e shteteve prijëse te BE-së. Anëtarësimi i Turqisë në BE nuk është problem parimor, është problem ekskluzivisht politik që ngërthen në vete shumë gjëra duke filluar nga religjioni e deri te shtrirja gjeografike e Turqisë. Bashkimi Evropian me kohë ka bërë të ditur se është një klub i krishterë, përkundër parimeve zyrtare që proklamon vazhdimisht për gjoja drejtësinë dhe transparencën në anëtarësimet e reja. Sipas nenit 6, të Kontratës themeluese, kriteret të cilat shtetet kandidate duhet t'i plotësojnë janë:

Kriteri politik: përfshin stabilitetin institucional, rendin demokratik të shtetit ligjor, respektimin e të drejtave themelore të njeriut si dhe mbrojtjen dhe respektimin e pakicave.



Kriteri ekonomik- përfshin një ekonomi funksionuese të tregut si dhe aftësinë që të përballojë presionin e konkurrencës brenda tregut të përbashkët

Kriteri acquis-përfshin aftësinë e një shteti anëtar që detyrimet dhe synimet që sjell me vete anëtarësim në Unionin Evropian të merren përsipër, çka do të thotë përvetësimi i legjislacionit të bashkësisë, që përfshin diku rreth 80 mijë faqe me akte ligjore.

Këto kritere që theksuam më lartë, shteti turk i ka plotësuar dhe ka kapacitete t'i plotësojë më shumë se cilido vend tjetër që është anëtarësuar në raundet e fundit të anëtarësimit. Ta marrim një shembull të thjeshtë: vetëm buxheti i qytetit të Stambollit është 4 herë më i lartë se buxheti komplet i Bullgarisë si shtet. Ndërkohë që Bullgaria, me shumë shtete të nivelit të saj, tanimë është pjesë e BE-së.

Çështja e integrimit të Turqisë është tepër e ndërlikuar dhe në rrethanat aktuale ndërkombëtare nuk pritet të ndodhë edhe për një kohë të gjatë! Bile, realisht, gjasat që të ndodhë janë fare minimale! Atëherë shtrohet

pyetja nga duhet të shkojë Turqia?!
Për Turqinë është momenti i



duhur që ta ripërcaktojë vetveten. Ajo duhet të heqë dorë nga roli përulës si lypëse që kërkon të anëtarësohet në Perëndim, dhe të rimarrë rolin historik si bashkëbiseduesi kryesor islamik i Perëndimit. Në kohën e Presidentit Turgut Ozal, ajo bëri përpjekje të mëdha të identifikohej me botën arabe, dhe ka përfituar nga lidhjet etnike e gjuhësore për të luajtur një rol të dukshëm në Azinë Qendrore. Në atë kohë ju ka dhënë ndihmë të konsiderueshme muslimaneve të Bosnjës, madje është i vetmi shtet që ka lidhje të gjera historike me muslimanët në Ballkan, në Lindjen e Mesme, në Afrikën e Veriut dhe në Azinë Qendrore. Turqia duhet ta rishikojë shekullarizimin, duke synuar që të bëhet shtet udhëheqës i qytetërimit të cilit i takon. Pasi i ka provuar të mirat dhe të këqijat në shekullarizim e demokraci, ajo i ka cilësitë e duhura për ta udhëhequr Islamin. Ka historinë, popullsinë, zhvillimin ekonomik, koherencën kombëtare, traditat dhe fuqinë ushtarake, si dhe kompetencën për të qenë shtet bërthamë i Islamit. Rënia e Perandorisë Osmane e la Islamin pa një shtet bërthamë. Territoret e perandorisë u ndanë mes fuqive perëndimore, të cilat kur u tërhoqën lanë pas vete shtete të brishta. Rrjedhimisht, gjatë shekullit të njëzetë, asnjë prej vendeve muslimane nuk pati fuqi të mjaftueshme dhe as ligjshmëri



kulturore e fetare, që ta merrte atë rol dhe të pranohej si udhëheqës i Islamit nga shtetet tjera. Në anën tjetër, mungesa e një shteti bërthamë islamik ka qenë shkaku kryesor për konfliktet të brendshme e të jashtme që e kanë karakterizuar Islamin. Në politikën ndërkombëtare përmenden gjashtë shtete që mund të jenë prijëse (Indonezia, Egjipti, Irani, Pakistani, Arabia Saudite, Turqia), por sot për sot asnjëra, përveç Turqisë, nuk i plotëson kushtet për të qenë shtet bërthamë i efektshëm.

Mirëpo duhet të theksojmë se për të realizuar ketë ajo duhet ta rishikojë trashëgiminë e Ataturkut rrënjësisht. Kjo do të kërkonte gjithashtu një udhëheqës të kalibrit të Ataturkut, në fakt një njeri që do të ndërthurte suksesshëm ligjshmërinë fetare e politike për ta shndërruar Turqinë nga një vend i përçarë në një shtet bërthamë. Në këtë mënyrë, Turqinë do ta merrte shumë seriozisht jo vetëm Evropa, por tërë bota, sepse do të bëhej një faktor i padiskutueshëm, me ndikim vendimtar në marrëdhëniet ndërkombëtare dhe në rendin e ri botëror. Në atë rast jo vetëm Bashkimi Evropian, po askush nuk do të mund ta projektonte politikën e rruzullit tokësor, pa e llogaritur edhe qëndrimin e Turqisë.

Paqja
Dhjetor 2006

Universiteti dhe politika

# NGA PO SHKON POLITIKA SHQIPTARE NË MAQEDONI?!

**Me ardhjen në pushtet të PDSH-së, u publikua skandali i parë. Më 6 tetor u ndërrua rektori. Pas një heshtje për shkakun e këtij ndërrimi, më 12 tetor u tha se në UT u zbuluan 300 diploma false. Dhjetë ditë më vonë ministri i arsimit Sulejman Rushiti u shpreh për 500 diploma false.**

Avni AVDIU



Problemi i shqiptarëve në Maqedoni nuk është problem i izoluar nga bota shqiptare në përgjithësi. Përplasjet dhe plasaritjet e mëdha politike në këtë vend janë aq shumë të stërtheksuara, sa që maqedonasit pothuajse i kanë harruar zënkat e tyre reciproke pozitë-opozitë. Top temë janë shqiptarët.

Zgjedhjet e fundit parlamentare në Maqedoni i përshkoi një fushatë e egër parazgjedhore, e cila shoqërohej jo vetëm me incidente verbale, por edhe me rrahje dhe lëndime të shumta. Gjithkund mund të shihje gjithçka vetëm pjekuri politike askund. Krijohet përshtypja se politiko-mania është sindroma me të cilën po përballemi kudo dhe, mjerisht në asnjë hapësirë, jo ashtu siç duhet. Nëpër mitingje vetë politikanët ishin ata që i frynin zjarrit pa nevojë. Nuk kurseheshin as fjalët më të rënda në adresë të oponentëve.

Mobilizimi i shtabeve zgjedhore në të gjitha kampet partiake ishte maksimal. Në to bënin 'roje' badihavxhinj të shumtë, të cilët duke mos pasur çfarë të bënin kishin zgjedhur 'simpatinë' e tyre politike për ta mbështetur. Ishin të nevojshëm për agjitacion, për vendosje flamujsh, posteresh etj. Në prag të zgjedhjeve pjesa dërrmuese e të rinjve, manipulohen nga partitë politike me premtime shterpe. Një pjesë e madhe e të rinjve të paarsimuar u shfrytëzuan si vegël për interesa partiake, kurse me kalimin e zgjedhjeve ata u harruan plotësisht. Intelektualët po ashtu ishin në dilema të mëdha. Por edhe dilema e tyre ishte kryesisht naive: vallë cili do të jetë fituesi që të pozicionoheshin andej. Ndoshta edhe ata ishin në hall ekzistencial. Kjo për faktin se kur mendohet partia, s'ka parime, s'ka ideale, por vetëm interesa. Çdokush në çdo fitore sheh se sa janë gjasat e tij për punësim ose pozitë më të mirë.

Edhe propaganda e partive shqiptare ishte vulgare. Çka është tepër – tepër është. Kudo flamuj partiak në çdo skaj, në çdo vend. Sikur të ishin flamujt e njëjtë do të kujtonin logjikën moniste, e cila insistonte që të imponohej me çdo kusht.

Slogani i të gjitha partive ishte përafërsisht i njëjtë. Dukej se ato i qanin fort hallin popullit. Vetëm për të mendonin. Mirëpo jo gjithnjë, por vetëm sa zgjati fushata parazgjedhore.

Shumë raste janë shënuar në parlamentin e Maqedonisë, ku shqiptarët zihen në mes vete. Ata zgjedhin parlamentin për t'i treguar popullit se kush shquhet me patriotizëm. Nuk janë të rralla rastet kur për t'i qetësuar deputetët shqiptarë ndërhyjnë deputetët maqedonas. Çfarë ironie!!! Ata kundrejt të cilëve u rrokën armët për t'u fituar të drejtat, u japin leksione deputetëve shqiptarë se si duhet të tregojnë maturi, të paktën në parlament, para kamerave dhe opinionit. Mbase deri këtu ka arritur patriotizmi i tyre.

Për t'i qetësuar shqiptarët, respektivisht partitë shqiptare në Maqedoni, nuk mjaftuan as 'aleatët' e bllokut maqedonas, e as presidenti Cërvenkovski. U desh të ndërhynte edhe komuniteti ndërkombëtar me përfaqësitë e veta në Shkup.

Përfundimi i zgjedhjeve nxori fituesin humbës dhe humbësin fitues. Ishte ky shkak që të ndihej secili fitues, prandaj edhe me plot mend kremtuan me manifestime e koncerte për të demonstruar gëzimin për mposhtjen politike të kundërshtarit. Rast për t'u gjetur preteksti për konfrontime të mëtejshme. Edhe pse secili i gëzohej fitores sipas perceptimit të vet, realisht ata ishin humbësit më të mëdhenj moral që prej pluralizmit politik në Maqedoni.

Diskursi politik u kalua në rrafshin e sofizmave se 'ne kemi të drejtë e ju s'keni të drejtë'. Por cili ishte kriteri për ta ditur se kush kishte e kush s'kishte, përpos prononcimeve të tyre?!

Me ardhjen në pushtet të PDSH-së, u publikua skandali i parë. Më 6 tetor u ndërrua rektori. Pas një heshtje për shkakun e këtij ndërrimi, më 12 tetor u tha se në UT u zbuluan 300 diploma false. Dhjetë ditë më vonë ministri i arsimit Sulejman Rushiti u shpreh për 500 diploma false. Vendimin e ministrit nga radhët e PDSH-së e përkrahu deputeti opozitar i BDI-së, ish rektori i Universitetit të Tetovës, Fadil Sulejmani. Ky ishte shkaku që më pas ai të tërhiqej nga partia, deputet i së cilës ishte. Raporti i tij me kreun e partisë Ali Ahmetin,

shënoi amplitudën e tensionimit. Nuk munguan ofendimet, kërcënimet me 'likuidim fizik' etj.
Pikërisht UT dhe ngjarjet rreth saj u bënë objekt debati edhe në parlamentin e Maqedonisë, ku u panë jo vetëm divergjencat e mëdha ndërmjet partive shqiptare, por edhe hasmëritë e tyre.
Ajo që brengos më së shumti në gjithë këtë dramë, është pa mëdyshje arsimi. Institucioni në bazamentin e të cilit krahas peripecive të shumta prehet edhe gjaku i dëshmorit, doli me defekte të rënda. Gjithë ai entuziazëm për themelimin dhe zhvillimin e tij sikur u zbeh për një çast të vetëm. Doli se më tepër ai ishte shtëpi botuese ku fabrikoheshin diploma false, se sa institucion ku prodhoheshin vlera të njëmendta. Dhe këtë e kuptuan të gjithë, e ç'është më e keqja edhe maqedonasit, ndaj të cilëve për vite të tëra ushtrohej presion për legalizimin e tij.
Fatkeqësia më e madhe që e goditi këtë institucion, është ajo fatkeqësi që përcolli edhe Universitetin e Prishtinës dhe atë të Tiranës. Politizimi i universitetit, caktimi i kuadrove ligjëruese në bazë të librezave partiake dhe emërimi i mekanizmave drejtues sipas lojalitetit partiak, janë viruse që nëse nuk evitohen do ta bëjnë sëmundjen edhe më kronike.
Ka shumë të dhëna se prej ligjëruesve në universitet ka edhe të atillë, që as nuk e kanë parë fakultetin me sy. Pa fakultet të kryer, por me tituj doktorate. Ky është kurioziteti bashkëkohor i sistemit arsimor në Maqedoni, me gjasë edhe në disa vende të tjera ballkanike. Ndër shtetet që u përmendën, ku janë marrë diplomat false, u tha se janë Bullgaria, Kroacia, Shqipëria dhe Kosova. Dhe kuptohet është shumë normale që ky zinxhir të mos ndalet me kaq. Ata që kanë diploma false janë të interesuar që të mos jenë të vetmit, prandaj ajo që është false s'mund të prodhojë tjetër përveç se gjëra false.
Shtrohet pyetja: a ka tashmë vend të bëhet fjalë për gjoja cilësi në arsim? Kur krejt kësaj i shtohen informatat që qarkullojnë për mito e korrupsion, për blerjen e notave me para, për intervenime e të tjera, vërtet nuk ka ide se si të përkufizohet ky 'arsim'. Njëmend a ka arsye pas gjithë këtyre të thuhet se megjithatë po zhvillohet arsimimi i shqiptarëve në Maqedoni?! Tjerët është fakti se duam t'i bëjmë qejfin vetes, por sa do të na dëmtojë ky farë qejfi iluzor, mbetet të shihet në të ardhmen.
Mirëpo të gjithë duhet ta kenë të qartë se më mirë është që të mos ndiqet kjo praktikë, përndryshe prej atyre diplomave që fitohen përmes mënyrave jo të ndershme nuk ka kurrfarë leverdie. Tekefundit më e ndershme është të jesh analfabet pa diplomë, sesa analfabet me diplomë të falsifikuar. Në rastin e parë mund t'i bësh keq vetëm vetvetes, kurse në të dytin përpos vetvetes edhe të tjerëve.




Njëherë u tha se në UT ka aq parregullsi sa që universiteti duhet mbyllur përkohësisht. Megjithatë, kjo u demantua më vonë. Sido që të jetë, prapëseprapë, më e arsyeshme duket mbyllja e përkohshme faqebardhë, sesa vazhdimi i punës me praktika të këtilla, që ta nxijnë fytyrën përpara të tjerëve.
Të gjithë mekanizmat përgjegjës të arsimit në Maqedoni duhet të ndërgjegjësohen për rëndësinë jetike të këtij segmenti shumë të nevojshëm për avancimin e pozitës së shqiptarëve. Arsimi nuk është objekt eksperimentimi, as universitetet laboratorë.
Mbi të gjitha është pikërisht arsimi, vraga më e dhimbshme e shqiptarëve në Maqedoni. Për të, më së shumti, u demonstrua, u dergjën burgjeve, bile edhe u derdh gjaku. Prandaj, çdo lojë me arsimin është atentat ndaj interesave kombëtare. Kushdo që e bën këtë akt, cilado qofshin arsyet e tij profitabile dhe të tjera, ai atakon interesat vitale të popullit shqiptar dhe si tillë duhet llogaritur.
Masat e tashme, që ka paralajmëruar ministri Rushiti japin shpresë, ndonëse duket pak e besueshme që gjithë ato parregullsi të evitohen për një kohë të shkurtër. Gjithnjë depërtimi i ligjëruesve me aftësi ka qenë i ndaluar, nëse ata nuk ishin edhe me partinë shqiptare në pushtet. A do të ndryshojë diçka më vonë në këtë drejtim, edhe kjo mbetet të shihet.
Ka shumë faktorë që angazhohen që një gjë e tillë të pamundësohet. Prandaj në këtë sens duket paksa e pamundshme që kjo situatë të marrë kahun e duhur. Shkaku kryesor që e kërcënon këtë, është se shumë persona partiakë janë pajisur me diploma false gjatë qëndrimit të partive të tyre në pushtet. Së këtejmi, askujt prej tyre nuk do t'i konvenonte të çonte pluhur së tepërmi rreth kësaj problematike. Zaten politikanët e tillë që u pajisën me diploma brenda një nate a dite, brenda një jave a muaji janë nyja gordiane e telasheve të shumta në të gjitha strukturat, qoftë partiake, arsimore ose shtetërore.
Derisa kjo çështje të rregullohet duket se do të kalojë edhe mjaft kohë. Ndërkaq nga ana tjetër përderisa kjo nuk gjen zgjidhjen e duhur, të gjitha proceset ka gjasa të jenë gjithnjë e më të ndërlikuara. Sa kohë do të nevojitet që arsimi të ecë në binarë të sigurt, jo vetëm në Maqedoni, por edhe gjetkë, mbetet të shihet.

Skena politike në Maqedoni

# KOALICIONI I RI MAQEDONAS – MUNDËSI PËR NDARJE RAJONALE

**Nëse ndodh që kufijtë të lëvizin në Kosovë, maqedonasit do të kërkojnë maksimumin e mundur të tokave shqiptare në Maqedoni. Këta nuk do të kënaqen me kaq, sepse kanë pretendime në Kosovë dhe në trojet e Shqipërisë. Banorëve të këtyre zonave iu kanë dhënë shtetësinë, ndërsa shumë shqiptarëve që jetojnë në këtë shtet u mohohet kjo. Gjithashtu edhe grekët, shtetit shqiptarë do t'i kërkojnë jugun e Shqipërisë. Ata pretendojnë se kanë mbi 500 mijë grekë në Shqipëri. Jo rastësisht i dogjën zyrat e regjistrimit dhe dikasteret në jugun e Shqipërisë.**

Maqedonia si një vend i rëndësishëm gjeopolitik i perëndimit, arriti që të ndahet pa probleme të mëdha nga ish Jugosllavia. Ajo kishte nevojë për stabilitet politik dhe ekonomik, për t'u njohur nga vendet anëtare të OKB-së. Problemet e saj fillimisht nuk dilnin nga populli i shtypur në këtë republikë, por nga shtetet fqinjë. Greqia kishte paraqitur vërejtjet e saj për emrin, ndërsa Bullgaria rreth gjuhës. Shqiptarët e shtypur në këtë republikë sikur nuk ekzistonin fare. Maqedonasit kishin manipuluar përqindjen e shqiptarëve në një anë, ndërsa në anën tjetër duke e futur në koalicion partinë më të madhe të shqiptarëve, kishin rehabilituar politikën e jashtme.

## Ndërrimi i politikave

Maqedonia në zgjedhjet e saj të treta kishte ndërruar kursin politik. Në qeveri erdhën maqedonas që mendonin ndryshe nga socialdemokratët e Gligorovit. Politika e tyre ishte më e ngushtë. Këta donin që problemin me shqiptarët ta përfundonin njëherë e mirë. Nuk ishte në interes të tyre që problemin e shqiptarëve ta kishin barrë të përhershme. Kështu, në një prej takimeve midis Xhaferit, Georgievskit dhe palës bullgare në Bullgari, sikur kishin rënë në ujdi që shtetin e porsaformuar ta ndanin midis maqedonasve dhe shqiptarëve. Por planifikimi tyre sikur nuk ju shkoi për shtat, sepse në vitin 2001 filloi një konflikt i armatosur. Shqiptarët e pakënaqur me përfaqësimin e tyre në të gjitha nivelet e shoqërisë, rrugëzgjidhjen për këtë përfaqësim e kishin gjetur tek tytat e pushkëve. Sistemi i shumicës në parlamentin maqedonas i diskriminonte shqiptarët në vazhdimësi. Ky konflikt përfundoi me marrëveshjen e Ohrit.




Në zgjedhjet e katërta, koalicioni që kishte për qëllim ndarjen e Maqedonisë, humbi pushtetin. Sërish erdhën socialdemokratët, por kësaj radhe në koalicion kishin partinë BDI, e cila sapo kishte zbritur nga mali. Qeveria e re u zotua se do ta implikonte marrëveshjen e Ohrit. Meqenëse socialdemokratët përballë kishin politikanë të pa përvojë, marrëveshjen e Ohrit sikur kishin filluar ta zvarrisnin shumë.

Populli maqedonas i pa kënaqur nga politika ekonomike e socialdemokratëve, përmbysi këtë parti në zgjedhjet e pesta, duke votuar për VMRO-DPMNE-në pas ndryshimeve që kishte bërë kjo parti. Ndërsa shqiptarët, edhe pse jo të kënaqur me BDI-në, votuan

sërish për ta, sepse PDSH-ja nuk kishte pësuar asnjë ndryshim në kuadro brenda saj gjatë kohës sa ishin opozitë.

**Cila është gjendja reale?**

Zgjedhjet e pesta në pushtet sërish i sollën partitë që mendojnë ta ndajnë Maqedoninë, ose të paktën që një kohë mendonin për ndarje. PDSH-ja, edhe pse nuk e mori mandatin e popullit shqiptar në këto zgjedhje, pas diskutimeve me partinë fituese maqedonase arriti të hyjë në qeveri. Meqenëse partia VMRO pati ndryshime në kryesi, nuk është pyetur për ndarjen e shtetit nga gazetarët vendas, e as të huaj. Ndërsa kreu PDSH-Arbër Xhaferi, ndoshta pa dashje nga ana e tij, është dashur t'iu përgjigjet pyetjeve të gazetarëve për ndarjen e Maqedonisë, sepse më parë kishte deklaruar se Maqedonia nuk mund të ekzistojë si e tillë. Ai edhe më tutje mendon se duhet të ndahen këta dy popuj, por kjo ndarje e tij tani konsiston në formë demokratike, me opsione të ndryshme. Duket se qëndrimi tij ka ndryshuar pak nga ai i më hershmi, por ky ndryshim po lë pasoja të mëdha në popullatën shqiptare. Për ta implementuar idenë e tij të re, ai ose krerët e kësaj partie, kanë ndërmarrë eliminimin e kuadrove në vende drejtuese të institucioneve të ndryshme qeveritare. Aty ku këto institucione drejtoheshin nga ish partia shqiptare në pushtet BDI, po zëvendësohen me drejtues nga PDSH-ja. Ky zëvendësim sikur do të shkaktojë probleme midis shqiptarëve, sepse shumica e popullit akoma qëndrojnë me politikën e BDI-së. Këto ndryshime nuk kanë pasuar vetëm në institucionet qeverisëse, por edhe në komunitetin fetar të Bashkësisë Islame.

**Opsione të hapura për politikat globale**

Nëse ish-koalicioni LSDM, BDI-në ishin të vendosur për ruajtjen e integritetit dhe sovranitetit territorial të Maqedonisë, koalicioni i tanishëm VMRO, PDSH këtë mundësi e ka të hapur. Çdo gjë do të varet nga rrjedhat politike në rajon. Ballkani nuk mund të quhet i qetë, përderisa ende nuk ka një formulë të qartë e cila do t'i kënaqë popujt në rajon, si shqiptarët, ashtu edhe popujt përreth shqiptarëve. Një prej shteteve që do të shkaktonte probleme të mëdha në rajon do të ishte Maqedonia, po qe se do të qëndronte me fanatizëm në kursin e saj për ruajtjen e integritetit territorial. Me ardhjen në pushtet të këtij koalicioni mundësia për dalje nga kontrolli është më e vogël. Tani të gjitha opsionet janë në tryezë.
Nëse Kosova mbetet shtet me këta kufij që ka, nuk do të kishim asnjë ndryshim territoresh. Ky opsion është, dhe akoma qëndron në zyrat e shteteve perëndimore. Deri tani nuk është vërejtur asnjë shenjë luhatjeje prej këtij opsioni, por,
Nëse Kosova ndahet midis shqiptarëve dhe serbëve, asaj do t'i bashkëngjitej territori i banuar me shumicë shqiptarësh në Maqedoni. Këtë opsion diplomatët e quajnë "Kosova e Madhe".
Po ashtu, nëse Kosova ndahet, dhe mendohet t'i bashkohet shtetit amë, atëherë kjo ndarje do të ndodhë edhe në territorin e Maqedonisë dhe Greqisë. Këtij opsioni i thonë "Shqipëria e Madhe".
Nuk duket të jetë rastësi, ardhja e koalicionit VMRO-PDSH, në Maqedoni. Këtij koalicioni i gëzohen shtetet lindore, me në krye Rusinë. Po ashtu nuk ishte kotësi, kërkesa greke për njohjen e shtetësisë për minoritetin grek në Shqipëri. Gjithashtu, ky shtet nuk investon së koti në jugun e Shqipërisë. Grekët, edhe pse kanë probleme serioze me të drejtën ndërkombëtare për shkak të çamëve, ata në terren janë shumë të fuqishëm në Shqipëri.
Nëse ndodh që kufijtë të lëvizin në Kosovë, maqedonasit do të kërkojnë maksimumin e mundur të tokave shqiptare në Maqedoni. Këta nuk do të kënaqen me kaq, sepse kanë pretendime në Kosovë dhe në trojet e Shqipërisë. Banorëve të këtyre zonave iu kanë dhënë shtetësinë, ndërsa shumë shqiptarëve që jetojnë në këtë shtet u mohohet kjo. Gjithashtu, edhe grekët, shtetit shqiptar do t'i kërkonin jugun e Shqipërisë. Ata pretendojnë se kanë mbi 500 mijë grekë në Shqipëri. Jo rastësisht i dogjën zyrat e regjistrimit dhe dikasteret në jugun e Shqipërisë. Nëse popullit shqiptar po i përsëritet historia e vitit 1913-të, a thua politikanët e tanishëm mendojnë se janë të aftë për të marrë mbi supe këtë barrë të madhe.

**M.J.**

Reflektime ndërkombëtare për Kosovën

# SHTYRJA NË PROCESIN E STATUSIT TË KOSOVËS ËSHTË SHUMË E SHKURTËR

Demir RESHITI

Gjithnjë e më shumë është duke u qartësuar pozicionimi i qeverive perëndimore europiane lidhur me statusin e Kosovës, të cilat po vlerësojnë se është koha e fundit që të zgjidhet ky status. Madje një pjesë e madhe e këtyre vendeve, në mesin e të cilave edhe ato anëtare të Grupit të Kontaktit dhe të Këshillit të Sigurimit të OKB-së, janë duke e shprehur hapur qëndrimin e tyre se statusi i Kosovës duhet të zgjidhet në bazë të vullnetit të popullatës shumicë të saj. Në fakt, qeveritë perëndimore në Evropë favorizojnë një formë të pavarësisë, por nuk e kanë të qartë se si ta definojnë atë.
Shtyrja e zgjidhjes së statusit të Kosovës për shkak të zgjedhjeve në Serbi, përgatitja e propozimit nga kryendërmjetësi ndërkombëtar për Kosovën, Martti Ahtisaari dhe kureshtja e përcjellë edhe me spekulime se çfarë do të përmbajë ky propozim, janë disa nga temat që kanë bërë që Kosova të jetë e pranishme në agjendën ndërkombëtare.
Pjesa më e madhe e burrështetasve, diplomatëve, politikanëve të ndryshëm dhe analistëve politikë kanë shprehur bindjen se statusi i Kosovës duhet të zgjidhet menjëherë pas zgjedhjeve në Serbi (për shkak të së cilave, zaten, edhe është shtyrë propozimi i ndërmjetësit Ahtisaari), duke përmendur muajin mars si afat kur pritet që propozimi i Ahtisaarit të shqyrtohet nga Këshilli i Sigurimit i OKB-së, i cili duhet të merr vendimin definitiv për statusin e ardhshëm të Kosovës.
Në vazhdim po ua prezantojmë në mënyrë kronologjike disa nga ngjarjet dhe deklaratat më të rëndësishme për Kosovën që kanë bërë diplomatë dhe analistë të ndryshëm gjatë periudhës 14 nëntor - 14 dhjetor.

**Ahtisaari merr mbështetje nga ambasadorët e OSBE-së**
Në takimin me dyer të mbyllura që është zhvilluar në Vjenë, ambasadorët e OSBE-së i kanë ofruar Ahtisaarit mbështetje në përpjekjet e tij për zgjidhjen e statusit të Kosovës.
**Britania dhe Belgjika pro pavarësisë, Spanja dhe Rumania kundër**
Ministrat e Jashtëm të Bashkimit Evropian pas takimit që kanë pasur me kryenegociatorin për statusin e Kosovës, Martti Ahtisaarin, kanë shprehur pikëpamje të ndryshme lidhur me zgjidhjen për statusin e Kosovës.
Britania e Madhe dhe Belgjika gjatë takimit të ministrave janë shprehur për një formë të pavarësisë së Kosovës.
Sekretari spanjoll i shtetit, Alberto Navaro, u ka deklaruar gazetarëve se Spanja është kundër propozimit që Kosova të fitojë të drejtën për vetëvendosje apo për pavarësi të kufizuar.
Navaro dhe kolegu i tij rumun Ungureanu kanë theksuar se pavarësia e Kosovës do të thoshte shkelje e Aktit të Helsinkit për mosndryshimin e kufijve në Evropë.
**16 nëntor**
**Tadiq e lë të hapur mundësinë e pavarësimit të Kosovës**
“Në qoftë se Kosova bëhet e pavarur, Serbia do të vazhdojë t'i mbrojë interesat e veta me mjete diplomatike e juridike, por nuk do të zhvillojë luftë”, ka theksuar presidenti serb Boris Tadiq.
**DiCarlo: Shtyrja në procesin e statusit të Kosovës është shumë e shkurtër**
“Dëshiroj t’iu siguroj juve dhe popullin e Kosovës se Shtetet e Bashkuara janë të angazhuara për ta përmbyllur këtë proces dhe për ta përmbyllur shumë shpejt. Mendoj se ka ardhur koha që populli i Kosovës të jetë i qartë për të ardhmen e tij”, ka theksuar zv/ndihmëssekretarja në zyrën për çështjet evropiane dhe euro-aziatike në Departamentin Amerikan të Shtetit Rosemary DiCarlo.
**NATO do të qëndrojë në Kosovë edhe pas statusit**
Shefat e shtatmadhorive të vendeve anëtare të NATO-s në takimin dyditësh në Bruksel kanë pohuar se numri aktual i pothuaj 17 mijë trupave, duhet të mbetet në Kosovë edhe për një kohë pas gjetjes së zgjidhjes së statusit.
**Bildt: Suedia angazhohet për një zgjidhje me kompromis**
Shefi i diplomacisë suedeze është shprehur në Beograd për një zgjidhje më të shpejtë dhe me kompromis të statusit të Kosovës. Këto deklarata Bildt i ka bërë në Beograd pas takimit me presidentin serb Boris Tadiq.
**Ahtisaari: Nuk do të ketë më negociata për statusin e Kosovës**
“Negociatat kanë qenë tmerrësisht të ngadalta dhe pala shqiptare ka shprehur më shumë vullnet për koncesione se sa pala serbe, e cila është treguar shumë e ashpër”, i ka deklaruar një gazete finlandeze kryenegociatori Martti Ahtisaari.
**17 nëntor**
**Xijang: Ahtisaari pritet ta paraqesë propozimin për statusin më 23 janar**
Propozimi për statusin e Kosovës është formuluar tashmë, por palët e interesuara, Prishtina dhe Beogradi, ende nuk e dinë, ka deklaruar për

"Zërin e Amerikës", zëdhënësja e kryenegociatorit Marti Ahtisaari, Hua Xijang

**D'Alema: Italia mbështet pavarësinë e Kosovës me disa kufizime**

"Italia mbështet rrugën që po ndjek kryenegociatori Ahtisaari, e cila shikuar në vija të trasha qojnë drejt një forme të pavarësisë me disa kufizime dhe garanci ndërkombëtare", ka thënë shefi i Diplomacisë italiane Masimo D'Alema në konferencën e përbashkët për gazetarë pas takimit në Romë me të dërguarin e OKB-së për statusin e Kosovës, Marti Ahtisaarin.

**Çeku kërkon nga Sllovenia mbështetje për pavarësinë e Kosovës**

Kryeministri Agim Çeku ka kërkuar nga Sllovenia mbështetje për pavarësinë e Kosovës. Gjatë vizitës zyrtare në Slloveni, kryeministri Çeku është takuar me homologun e tij slloven Janez Jansha, shefin e Diplomacisë sllovene, Dimitrij Rupel dhe me ministrin e Ekonomisë, Andrej Vizjak.

**Sohlstrom: Nuk pres destabilizim pas zgjidhjes së statusit**

Shefi i ekipit të BE-së në Kosovë, Torbjorn Sohlstrom, në një intervistë për mediat beogradase, ka përjashtuar mundësinë e ndarjes së Kosovës, duke shprehur bindjen se nuk do të ketë destabilizim të situatës pas zgjidhjes së statusit.

**Aleksejev: Negociatat për Kosovën do të vazhdojnë**

Në një intervistë për të përditshmen beogradase "Politika", Ambasadori rus në Beograd, Aleksandar Aleksejev, ka thënë se negociatat për Kosovën do të vazhdojnë sepse "zgjidhja e Ahtisaarit është vetëm propozim, e jo ultimatum". Diplomati rus i ka thënë kësaj gazete se vizita e Çekut në Moskë është në interes të Beogradit.

**20 nëntor**

Kuvendi i Shqipërisë ka miratuar një deklaratë lidhur me zhvillimet e fundit që kanë të bëjnë me çështjen e statusit të Kosovës. Deklarata i përmbahet qëndrimit të njohur të Shqipërisë për një shtet të pavarur, demokratik dhe evropian të Kosovës në përputhje me aspiratat dhe vullnetin e lirë të qytetarëve të saj.

**Moisiu: Kosova nuk do të bashkohet me Shqipërinë**

Kryetari i Shqipërisë Alfred Moisiu, në një intervistë për gazetën polake "Rzecpospolita", ka deklaruar se Kosova nuk mund të bashkohet me Shqipërinë.

Shefi i UNMIK-ut, Joachim Ruecker, në një deklaratë për Agjencinë e Lajmeve të Athinës, ka thënë se propozimi për statusin e Kosovës, që do të prezantohet nga i dërguari i posaçëm i OKB-së, Martti Ahtisaari, pas zgjedhjeve në Serbi, do të përmbajë "diçka që do të jetë i pranueshëm për të dy palët". Ruecker ka theksuar se në nëntor të vitit 2007 UNMIK-u nuk do të jetë në Kosovë.

**Koshtunica kërcënon NATO-n për pavarësinë e Kosovës**

Kryeministri serb Vojislav Koshtunica ka kërcënuar vendet anëtare të NATO-s se do të kenë pasoja serioze nëse ata njohin në mënyrë të njëanshme pavarësinë e Kosovës.

**21 nëntor**

**Polt: Kosova gjendet lartë në listën e prioriteteve të SHBA-ve**

"Propozimi do t'iu paraqitet Beogradit dhe Prishtinës vetëm një javë apo dy pas zgjedhjeve, dhe më pastaj dëshirojmë të vazhdojmë shumë shpejt drejt përmbylljes së këtij procesi, ndërsa bashkësia ndërkombëtare do të luajë një rol qendror, dhe përgjegjësi e saj do të jetë ofrimi i sigurisë dhe prezenca politike në Kosovë", ka thënë Ambasadori amerikan në Beograd, Michael Polt.

**Gowan: Statusi i Kosovës do të përcaktohet gjatë tre muajve të ardhshëm**

**23 nëntor**

**Petrich: Serbia të përballet me realitetin**

Ish-i dërguari i BE-së për Kosovën, ambasadori Wolfgang Petrich, në një intervistë për radion BBC ka deklaruar se vendimi për statusin e Kosovës është marrë kohë më parë, por finalizimi i tij do të bëhet brenda pak javësh. Petrich ka theksuar se Serbia duhet të përballet me realitetin.

Jon Makovej**Vondra: Çekia do ta pranojë pavarësinë e Kosovës**

Çekia ndoshta do ta pranojë pavarësinë e Kosovës edhe në rast se ajo e shpall njëanshëm, ka deklaruar për radion çeke shefi i diplomacisë së këtij vendi, Alexandr Vondra.

**28 nëntor**

**Kryetari Fatmir Sejdiu takohet me Kofi Annanin**

Kryetari i Kosovës Fatmir Sejdiu është takuar në Nju Jork me sekretarin e përgjithshëm të OKB-së Kofi Annan, me të cilin ka biseduar lidhur me procesin e zgjidhjes së statusit të Kosovës.

**Mustafaj kërkon nga Kina një votë pro pavarësisë së Kosovës**

Tirana zyrtare ka kërkuar nga Pekini një votë pro për statusin përfundimtar të Kosovës. Kjo kërkesë është bërë nga ministri i Jashtëm shqiptar, Besnik Mustafaj, i cili ka qëndruar në Kinë për një vizitë zyrtare.

**NATO: Statusi i Kosovës të jetë i pranueshëm për popullin e saj**

Në një deklaratë përmbyllëse të miratuar në fund të igë, liderët e 26 vendeve të NATO-s kanë theksuar se zgjidhja për statusin e Kosovës duhet të jetë e pranueshme për popullin e Kosovës. Ata i kanë dhënë mbështetje Marti Ahtisarit për të përmbyllë procesin.**30 nëntor**

**Çeku në Moskë**

Kryeministri i Kosovës, Agim Çeku, në kuadër të fushatës lobuese për pavarësinë e Kosovës, ka vizituar Moskën. Ai është takuar me zëvendësministrin e Punëve të Jashtme të Rusisë, Vladimir Titov, drejtorin për Ballkanin, Bocan Harcenkov, përfaqësues të Rusisë në Grupin e Kontaktit dhe shumë zyrtarë të tjerë. Çeku ka përshëndetur nga Moska hyrjen e Serbisë në programin për Partneritet për Paqe të NATO-s, kanë njoftuar mediumet serbe.

**1 dhjetor**

**Tomuschat: Rezoluta 2625 bazë**

**për pavarësinë e Kosovës**

“Ekziston rezoluta e njohur 2625 e Asamblesë së Përgjithshme të OKB-së, e cila në parim thotë se e drejta për vetëvendosje zbatohet brendapërbrenda shtetit. Por në qoftë se një grup etnik në kuadër të shteti është vazhdimisht i diskriminuar, atëherë uniteti i shtetit nuk ka më rol vendimtar. Ky është një rregull esencial që do të mund të zbatohej edhe në rastin e Kosovës”, ka konstatuar eksperti i njohur gjerman për të drejtën ndërkombëtare, Christian Tomuschat.

**3 dhjetor**

**Aleksejev: Rusia do të vë veto ...**

Ambasadori rus në Beograd, Aleksandar Aleksejev, ka deklaruar për Radion B-92 të Beogradit se Rusia do të vë veto nëse propozim-zgjidhja e statusit të Kosovës nuk do të jetë e pranueshme edhe për Beogradin edhe për Prishtinën.

**6 dhjetor**

**Knaus: Kosova do të fitojë një lloj të pavarësisë së kushtëzuar**

Kosova do të fitojë një lloj të pavarësisë së kushtëzuar dhe kjo zgjidhje së shpejti do të bëhet e ditur, pavarësisht nëse radikalët do të marrin pushtetin (në Serbi) ose jo. Këtë e ka deklaruar për radion “Evropa e lirë”, drejtori i “Nismës së stabilitetit evropian”, Gerald Knaus.

**Rehn: Zgjidhja e statusit të Kosovës të jetë e qartë**

Është shumë e rëndësishme që zgjidhja e statusit të Kosovës të jetë e qartë, në mënyrë që Kosova të mund të kyçet në procesin e bisedimeve për aderim në Marrëveshjen për Asociim-Stabilizim, por edhe në rrjedhat e tjera që kanë të bëjnë me BE-në. Këtë e ka deklaruar të hënën në një intervistë për të përditshmen sarajevase “Dnevni Avaz”, komisionari për Zgjerim i BE-së, Oli Rehn.

**12 dhjetor**

**Steinmeijer: Vendimi për Kosovën do të merret vitin që vjen**

Vendimi për Kosovën do të merret vitin që vjen. Këtë e ka deklaruar të martën në Uashington shefi i Diplomacisë gjermane Frank Steinmeijer, në një konferencë për gazetarë pas takimit që ka pasur me sekretaren amerikane të shtetit Condolessa Rice.

**Merkel: Gjermania do të jetë shumë aktive në zgjidhjen e statusit të Kosovës**

Gjermania planifikon që në gjysmën e parë të vitit 2007 ta ndjekë procesin e përcaktimit të statusit duke e ndihmuar Kosovën, por edhe të sigurojë që Serbia dhe rajoni të vazhdojnë zhvillimin demokratik. Kështu ka deklaruar kancelarja gjermane, Angela Merkel, duke theksuar se në të ardhmen, Evropa duhet të tregojë se është e aftë të marrë përsipër përgjegjësitë në Ballkan.

**13 dhjetor**

**KS: Zgjidhja të jetë e pranueshme për popullatën shumicë të Kosovës**

Në mbledhjen e radhës të Këshillit të Sigurimit (KS) të OKB-së, kushtuar Kosovës, vendet anëtare të KS-së, janë shprehur të kënaqur me përmbushjen e standardeve në Kosovë dhe kanë vlerësuar se zgjidhja e statusit përfundimtar duhet të jetë e pranueshme për popullatën shumicë të Kosovës, në pajtim me parimet e Grupit të Kontaktit.

“Pritjet e shumta të shqiptarëve të Kosovës, bashkë me spekulimet për shtyrjen e mëtutjeshme të procesit, kanë ngjallur ndjenjën e pasigurisë dhe me siguri do të mund të jetë burim i destabilizimit nëse përparimi ngadalësohet”, ka tërhequr vërejtjen sekretari i Përgjithshëm i OKB-së, Kofi Annan, në raportin e tij për punën e UNMIK-ut dhe standardet në Kosovë.

Përfaqësuesja e Britanisë së Madhe në fjalën e saj ka thënë se ekziston një konsensus ndërmjet shumë vendeve se zgjidhja e statusit të Kosovës do të jetë një lloj pavarësie, e cila do të jetë në pajtim me parimet dhe deklaratat e Grupit të Kontaktit.

“Nuk do të ketë kthim në situatën e para vitit 1999, ndarje të Kosovës dhe as bashkim të Kosovës me ndonjë vend tjetër, kurse zgjidhja e statusit duhet ta respektojë multietnicitetin e Kosovës, t'i garantojë të drejtat e pakicave dhe duhet të jetë e pranueshme për popullin e Kosovës”, ka vlerësuar përfaqësuesi i SHBA-ve.

Ndërsa përfaqësuesi i Rusisë ka theksuar se kompromisi nuk ka alternativë. Sipas tij, “Këshilli i Sigurimit duhet ta mbështesë vetëm zgjidhjen me kompromis në mënyrë që t'i iket krizës në anë të tjera të botës”.

Edhe Franca ka vlerësuar se zgjidhja e statusit të Kosovës duhet të jetë e pranueshme për shumicën e popullsisë së Kosovës, por duhet t'i respektojë orientimet e Grupit të Kontaktit.

Kosovën në këtë takim e kanë përfaqësuar shefi i UNMIK-ut, Joachim Ruecker dhe kryeministri Agim Çeku.

“Shtyrja e statusit është vetëm humbje kohe dhe ajo do të ngre tensione. Shtyrja nuk do ta lehtësojë zgjidhjen e statusit, por përkundrazi, do ta vështirësojë arritjen e një zgjidhje për statusin”, ka thënë Ruecker, duke vlerësuar pozitivisht punën e Qeverisë së Kosovës, TMK-së dhe SHPK-së në përmbushjen e standardeve.

Ruecker ka kritikuar Beogradin zyrtar, i cili, sipas tij, me thirrjen e vazhdueshme drejtuar serbëve të Kosovës që të bojkotojnë institucionet e Kosovës ka ndikuar negativisht në punën e institucioneve të Kosovës drejt përpjekjeve të tyre për integrimin e pakicës serbe në shoqërinë e Kosovës.

Ndërkaq kryeministri Çeku i cili nuk ka pasur të drejtën e fjalës në këtë mbledhje, ua ka drejtuar një letër të hapur përfaqësuesve të vendeve anëtare të Këshillit të Sigurimit të OKB-së. Në letër, ndër të tjera theksohet se OKB-ja me pranimin e “pavarësisë së qartë dhe vendimtare të Kosovës, do të çlirojë tërë rajonin nga konfuzioni dhe pasiguria dhe do t’i mundësojë të gjithëve që të shkojnë drejt stabilitetit afatgjatë dhe prosperitetit ekonomik”.

Varfëria, plagë që lëndon zemrat

# KAFSHATË QË S' KAPËRDIHET ËSHTË ORE VËLLA MJERIMI!

**Në gjallërinë e qytetit, zëri që të tërheq vëmendjen më shumë është zëri i një gruaje që mban shtrënguar fëmijën e saj në gji dhe flet, apo më saktë bërtet, në mënyrë që ta dëgjojnë të tjerët. Zëri i saj kërkon ndihmë: "O vëllai im, oj motra ime, 10 centë bre, për hatër të këtij fëmije, o për bukë e kam, që t'ua jap fëmijëve!".**

Arber ZEKA

Raste të varfërisë në Kosovë ka shumë, e ato janë pasojë e politikave korruptive dhe e të papërgjegjshmëve. Politikanët pasurohen vetë, por i shkatërrojnë të tjerët. Si bëhet që qeveria e Kosovës të ketë njëzet milionë euro për karburante xhipash luksozë, për telefona celularë dhe për lukse të tjera, e nuk po ka ndihma për ata njerëz që më së shumti kanë nevojë për ndihmë. Sikur qeveria të kishte pakëz kujdes në ruajtjen e buxhetit, atëherë edhe mbrojtja sociale e popullatës do të rritej.

Ta marrim Prishtinën për shembull. Në shumë rrugë të këtij qyteti dëgjon zhurma të mëdha të veturave të shumta, por edhe zhurma e cila krijohet nga tollovitja e madhe që formojnë njerëzit. Në gjallërinë e qytetit, zëri që ta tërheq vëmendjen më shumë është zëri i një gruaje, që mban shtrënguar fëmijën e saj në gji dhe flet, apo më saktë bërtet, në mënyrë që ta dëgjojnë të tjerët. |Zëri i saj kërkon ndihmë: "O vëllai im, oj motra ime , 10 centë bre, për hatër të këtij fëmije, o për bukë e kam, që t'ua jap fëmijëve!".

Rasti i gruas së gjorë dhe i fëmijëve të saj nuk mbaron më kaq. Ne as që mund ta paramendojmë atë se çfarë përjeton ajo në shtëpinë e saj. Rasti i lartpërmendur është vetëm njëri nga shumë rastet që shohim dhe dëgjojmë për kaplimin e mjerimit dhe varfërisë.

Një rast tjetër shqetësues është rasti i plakës, apo më mirë i një gruaje të vetmuar, në shtëpinë e së cilës jetojnë edhe jetimet e të dy djemve të saj. Ja se çka na rrëfeu ajo nga me fatkeqësia e jetës së saj: **"E more djali im, a e di ti së shpesh magjja jon mbetët e zbrazur pa miell, dhe shpesh në shtëpinë tonë sofra është e mbushur me njerëz, po nuk kanë çfarë të haën, e ma e keqja, djali im është kur fëmijët bërtasin "oj nën a ka bukë?' . A ka gjë më të vështirë kur jetimët e mi, sa të vegjël janë mbajnë kasavete për bukën, në vend që të mbajnë kasavetin për shkollë. InshaAllah nuk dëgjoj kënd që heq kështu si unë".**



Njeriu është një krijesë e përsosur. Pikërisht proceset psikike janë elementët bazë që e bëjnë njeriun të jetë i përsosur dhe këtë po e themi, pasi ne jemi vetë dëshmitarë të ndryshimit të madh të jetës shoqërore tek njerëzit, nga dekada në dekadë. Një ndryshim që njeriu e përshtati dhe e bëri për interesat e tij, që nënkupton për të mirat e tij dhe dobitë që i solli ky vetvetes, duke ndryshuar rrethin e tij, shpesh herë edhe vetveten e tij.

Kush është ai që ka menduar shumë kohë më herët, "se njeriu do të fluturojë", po ja që ne sot më ndihmën e një mjeti, jo vetëm që fluturojmë nëpër planetin tonë, por me përsosjen e disa mjeteve të tjera ne vizitojmë edhe disa planetë të tjerë që i kemi përreth. As ne, e as gjyshërit tanë nuk kemi menduar se do të vijë një kohë që njerëzit, shumë larg njeri tjetrit, do të arrijnë të komunikojnë ndërmjet tyre, por jo vetëm të komunikojnë por ta shohin njeri tjetrin më anë të një teknologjie të quajtur moderne dhe e re.

Ku na çuan këto ndryshime? Cila është rruga në të cilën ne e drejtuam vetveten? Dhe është krejt normale që një ndryshim kaq i madh ekonomik dhe industrial tek njerëzit sigurisht që do të ketë pasoja. Ne as që kemi menduar për ndotjen e ambientit, as që kemi menduar për energjinë e cila është aq e nevojshme për njerëzit, as që kemi menduar se do të dalë një njeri i krisur, që ndoshta pa menduar për pasojat, brenda pak minutave, mund t'i sjellë shoqërisë botërore një shkatërrim masiv njerëzor dhe material, dhe krejt këtë në emër të vetëmbrojtjes .

Kur shohim këto plagë në shoqëri, të gjithë ne duhet ta bashkëndjejmë fatkeqësinë e njerëzve të tjerë. Dhe duhet t'i ndihmojmë aty ku kemi mundësi. Në këtë rast do të kemi më shumë shpresë për ditë më të mira . Në këtë rast Prishtina dhe Kosova do t'i kenë rrugët pa lypsarë dhe pa thirrjet e trishtuara të tyre.

# Prevalla, bukuri e Prizrenit dhe e Kosovës

Osman D. GASHI



**Prevalla** është pushimore e cila ndodhet 28 km larg qytetit të Prizrenit në majet e maleve të Sharrit në rrugën Prizren - Shtërpcë. Lartësia mbidetare e këtij vendi piktoresk, fillon prej 1890 m. e sipër. Këtë vend e bën edhe më të vizitueshëm klima e cila është e ndryshueshme vazhdimisht për shkak tri rrymave ajrore që e rrahin këtë vend: rryma ajrore bregdetare që vjen nga Shqipëria, rryma ajrore Vardarci që vjen nga Maqedonia dhe rryma ajrore Koshava e cila vjen nga Serbia.

Këto të dhëna janë marrë nga shumë pushues që takuam atje. Po ashtu kemi marrë informacion që për 21 ditë në këtë vend të bukur rigjenerohen tërësisht rruazat e kuqe të gjakut. Disa të tjerë shkojnë edhe më larg duke e quajtur edhe si "fabrikë e prodhimit të rruazave të kuqe të gjakut". Përveç ajrit të pastër dhe të mirave shëndetësore që mund t'i fiton njeriu në Prevallë ka pamje të mrekullueshme e përrallore me male dhe liqene, verës me gjelbërim të shumtë, dimrit me borë e cila jep një pamje tërheqëse për vizitorin.

Këtij vendi i mungon infrastruktura, përveç disa nismave individuale private që kanë bërë njerëzit atje. Për tërheqjen e sa më shumë vizitorëve në këto vende duhet invesutar institucionet komunale ashtu që dobitë nga Prevalla do të ishin të shumta jo vetëm për komunën e Prizrenit, por edhe për tërë Kosovën.

Prej këtyre nismave private në Prevallë është edhe shtëpia e shoqatës bamirëse "Kalliri i Mirësisë" e cila selinë e saj e ka në Prizren, punon dhe vepron në këtë qytet me ushqim, me ndihma tjera, ndihmon sidomos jetimët si dhe familje të prekura nga lufta e fundit që shkaktoi pushteti agresor serb.



Kushtet në shtëpinë e kësaj shoqate janë shumë të mira. Ka dhoma për fjetje, banjo për pastim, për vizitor është edhe kuzhina e cila gjithmonë është e hapur dhe në shërbim të tyre. Këtu mund të rezervoni dhoma apo vetëm të bëni një qëndrim një ditor për të pushuar në këto ambiente relaksuese e të qeta.

Kjo shtëpi gjithashtu ka edhe oborrin ku mund të qëndroni nën hije të pemëve për të pushuar apo kënaqur duke qëndruar në ajër të pastër dhe pamjet e mrekullueshme.

Analizë nga bota

# LUFTË KUNDËR TERRORIZMIT APO LUFTË PËR DOMINIM

**Sipas analizave të shumta, lufta e amerikanëve në Afganistan, Irak si dhe lufta e Izraelit në Liban, në të vërtetë ishte pjesë e planit të madh për të ndryshuar pamjen e Lindjes së Mesme, në mënyrë që rajoni t'i përshtatet nevojave të kompanive amerikane të naftës, sistemit bankarë dhe dominimit të Izraelit.**

Ajni SINANI



Brenda Irakut, grupe rivale të përkrahura nga jashtë po zhvillojnë luftë sektare. Si rezultat i kësaj lufte të pakuptimtë çdo ditë vriten prej njëqind deri në dyqind civilë të pafajshëm. Njëkohësisht rreth njëqindmijë persona marrin rrugën për të kërkuar strehim jashtë shtetit. Opinioni i gjerë, në veçanti ai arab për këtë gjendje kaotike, fajëson forcat pushtuese me në krye SHBA-të. Por ata nuk harrojnë të përmendin gjithashtu edhe rolin që kanë shtetet fqinje në këtë kasaphanë.

Mjerisht numri i shteteve që merren me prolongimin sa më të gjatë për zgjidhjen e problemit të Irakut, pavarësisht deklaratave të tyre publike, nuk është i vogël. Vendet fqinje për hesape të tyre, "betejat" me SHBA-në i zhvillojnë në territorin e Irakut. Kjo s'do të thotë se në Irak nuk ka rezistencë të mirëfilltë, e cila motivohet thjeshtë nga bindja për ta çliruar vendin nga pushtuesi.

Anarkia dhe dhuna që ka përfshirë Irakun nga shumë media perëndimore portretizohet si reagim i natyrshëm ndaj viteve të represionit nën sundimin e ish diktatorit Sadam Hysein. Ato media duan që disi ta qetësojnë publikun e gjerë, në vendet e tyre që ai të mund të festoj, sikurse shprehen disa, krishtlindjet pa i brejtur ndërgjegjja. Ndërkaq, analistë të shumtë vlerësojnë se Sadami nuk ka asgjë të përbashkët me dhunën fraksioniste e cila po e shkatërron Bagdadin, dhe shumë pjesë të tjera të Irakut duke rrezikuar integritetin e tij territorial.

Tashmë çdo ditë lexojmë dhe dëgjojmë nga analistë arabë që thonë se Sadami në realitet nuk ishte aspak ndryshe, nga tiranët tjerë të shteteve arabe, miq të SHBA-ve. Fati i keq i Sadamit, thonë ata, është se ai ishte gjendur në rrugën e realizimit të ëndrrës amerikane për të kontrolluar resurset e naftës. Ai gjithashtu filloi të shihej si rival i mundshëm i Izraelit, aleatit dhe mikut të ngushtë të SHBA-ve.

Pavarësisht nga fakti se disa shtete fqinje nuk janë të interesuara që në Irak të gjendet zgjidhje, për shkak të përplasjes së interesave, megjithatë faji kryesor bie mbi SHBA-të, të cilat si forca pushtuese janë përgjegjëse për vendosjen e rendit! Shtrëngata e tërbuar i ka vënë zjarrin qyteteve, dhe fshatrave të Irakut. Iraku është shndërruar në një ferr të vërtetë. Çmenduria e gjithë kësaj është, se, Iraku është shndërruar në arenë ku arabi vret arabin, muslimani, muslimanin me egërsinë më të madhe të mundshme dhe pa kurrfarë ndjenje njerëzore. Ironia bëhet edhe më e madhe kur sheh se si të gjitha ato masakra bëhen në "emër të Islamit", ku edhe vrasësi edhe i vrari janë muslimanë! Çdo ditë jemi dëshmitarë të asaj se parulla e njohur "përçaj e sundo" po zbatohet në mënyrë brilante mes fraksioneve të ndryshme.

Kohëve të fundit dhuna ka eskaluar në përmasa të paparashikueshme, me dalje në një masë të caktuar jashtë kontrollit, dhe rrezikon që të involvojë edhe vendet përreth.

Anëtarë të establishmentit politik amerikan si Xhejms Beker dhe të tjerë kërkojnë "ndryshimin e kursit". Iraku sipas vlerësimeve të shumta e ka "kapërdirë" politikën e jashtme amerikane, duke i lënë shumë pakë kohë, hapësirë dhe resurse administratës amerikane që të merret me çështje të tjera në botë, përfshirë këtu edhe çështjen e Kosovës.

Numri i ushtarëve të dislokuar në Irak nuk është i vogël, por edhe përkundër këtij fakti, ata janë të pafuqishëm. Situata ditët e fundit po bëhet gjithnjë e më kaotike, si dhe imazhi i Amerikës po pëson goditje të rëndë. Kritikues të rreptë të politikës amerikane në Irak thonë se avokatë të "kreatorëve të zhdukjes" e kanë lëshuar frymën (gazin) nga

shishja, duke nxitur organizimin dhe duke i dhënë hov grupeve kryengritëse në rajon, me çka mund të destabilizohet gjithë rajoni. Si rezultat i gjithë kësaj lufte rajoni nga një situatë e rëndë ka kaluar në një situatë edhe më të rëndë.

Të flitet për Lindjen e Mesme dhe të mos kihet parasysh siguria dhe përfitimi i Izraelit, do të ishte naive. Për disa vende perëndimore, madje, interesi dhe siguria e Izraelit është në plan të parë dhe mbi çfarëdo interesi tjetër në Lindjen e Mesme. Një qëndrim i këtillë ndaj Izraelit është edhe rezultat i bindjeve fetare!

Izraeli në vijimësi ngjarjet në Lindjen e Mesme i sheh nga një këndvështrim tjetër. Olmerti i cili nuk ndryshon shumë nga paraardhësit e tij, ka përqafuar idealin neokonservator "të jo stabilitetit pozitiv". Ai i gëzohet faktit se dobësimi dhe lëkundja e marrëdhënieve mes vendeve arabe, ia ngritë shanset e tij për dominim në rajon. Pikërisht për këtë, ca kohë më parë, Olmerti pohoi se lufta në Irak është "e mirë për sigurinë e Izraelit." Shumë përgjegjës në Izrael besojnë se aspiratat hegjemoniste izraelite janë forcuar me fragmentimin e vendeve arabe.

Gjithashtu edhe situata e tendosur në Liban pas atentatit ndaj parlamentarit Pierre Xhemajlit i përgjigjet planeve të Olmertit dhe qëndrimit të tij ndaj të tjerëve. Nëse dhuna fillon ndërmjet grupeve të ndryshme fetare libaneze, atëherë të krishterët do të shërbenin si një ushtri shtesë për interesat izraelite. Olmert nuk do të kishte nevojë për të filluar konflikt të ri. Përkundrazi, atij i leverdisë të vëzhgojë anash, dhe të shikojë se si fqinji tij shkatërron veten pasi të ketë hyrë në luftë qytetare. S'do mend se kjo luftë do ta dobësonte armikun e tij të përbetuar – Hizbullahun.

Sipas analizave të shumta, lufta e amerikanëve në Afganistan, Irak si dhe lufta e Izraelit në Liban, në të vërtetë ishte pjesë e planit të madh për të ndryshuar pamjen e Lindjes së Mesme, në mënyrë që rajoni t'i përshtatet nevojave të kompanive amerikane të naftës, sistemit bankarë dhe dominimit të Izraelit.

Plani ri i Bushit për Lindjen e Mesme ka pasur për qëllim modifikimin dhe ndryshimin e pamjes së shteteve të mëdha të këtij rajoni. Ky plan është paraparë që të jetësohet hap pas hapi duke filluar me Afganistanin dhe Irakun. I gjithë qëllimi atij plani ishte, të sigurohej domini i Izraelit në rajon, si dhe shtetet e mëdha arabe, madje duke përfshirë Turqinë dhe Iranin, do të shndërroheshin në shtete më të vogla! Prandaj besohet se me dështimin e politikës së Bushit në Irak, do të dështojë edhe plani i tij për Lindjen e Mesme. Sipas këtyre analizave lufta kundër terrorizmit siguron "perde" të hollë për operacionet ushtarake të cilat sipas natyrës së tyre janë të motivuara qartë nga pasioni për të dominuar.

Pjesa më e zezë e gjithë këtyre planeve dhe konflikteve është, se, muslimanët janë vënë në shënjestër, dhe kjo, sigurisht edhe me fajin e tyre. Para 11-të shtatorit muslimanët nuk ishin në top temat e interesimit ndërkombëtar. Ndërkaq, tani ata janë në shënjestër nga të djathtët, ksenofobët si edhe nga ata që mundohen t'i paraqesin si burim të frikës.

Shumë muslimanë besojnë se lufta kundër terrorizmit në të vërtetë është luftë kundër Islamit. Deklaratat e funksionarëve të administratës amerikane, vazhdimisht kanë theksuar se kjo nuk është luftë kundër Islamit. Mirëpo, asnjëherë as Bushi e as Bleri, nuk kanë bërë asgjë në amortizimin e akuzave të paskrupullta që çdo ditë përhapen nëpërmjet emisioneve të ndryshme të përditshme në radio dhe televizionet e këtyre vendeve.

Dominimi me çdo kusht i burimeve të naftës në Lindjen e Mesme, dhe të gazit në Azinë Qendrore po prodhon pasiguri në rajon.

Sipas vlerësimeve të analistëve, nëse ekonomia amerikane arrin t'i kontrollojë këto hapësira, me to, do të arrijë t'i kontrollojë edhe kinezët. Njëkohësisht do të arrijë ta ruajë superioritetin e ushtrisë së saj në botë. Me to do të bënte që bota të jetë e varur prej saj. Kjo pastaj pasohet me futjen në borxhe të reja që do t'i përkisnin problemeve të reja të shekullin tonë. Rezultat i gjithë këtyre kalkulimeve, viktimë janë njerëzit e pafajshëm. Tani për tani faturat e këtij destabiliteti po i paguan masa e gjerë e popujve muslimanë.

Historia Islame

# PSE NA DUHET HISTORIA ISLAME?

Historia Islame nuk duhet shikuar si histori që i përket vetëm arabëve! Kujtojmë se kjo duhet të kuptohet, si histori e përbashkët për të gjithë ata popuj që kishin përqafuar Islamin. Popujt, feja e të cilëve konsiderohet shumicë, e kanë të domosdoshme që ta mësojnë të kaluarën e tyre të gjatë, pa marrë parasysh se cili sistem është tani në fuqi. Kjo histori nuk duhet t'iu mësohet gjeneratave tona sikur të ishte histori e huaj.
E ndieja veten shumë keq, kur shikoja se si po digjeshin arkivat dhe zyrat e komunave nëpër Shqipëri, pas përmbysjes së sistemit totalitar. Askush nuk e mohon se sistemi komunist ishte shumë i egër, por kjo nuk do të thotë se duhej të digjeshin arkivat dhe dokumentacioni i një gjysmëshekulli. Brezat e ardhshëm kanë nevojë të dinë kaluarën e paraardhësve të tyre. Ata do të mësojnë prej saj, si të mirat dhe këqijat e saj.
Mendoj se kemi humbur shumë, por çka është edhe më e keqe, ne akoma nuk po vetëdijesohemi. Historia duhet shënuar ashtu siç kishte ndodhur, pa marrë parasysh, na pëlqen ose jo. Improvizimet, sajesat ose gënjeshtrat, nuk do ta nderojnë, bile do të dukemi edhe më të shëmtuar. Të vërtetat historike do t'ia lehtësonin pasardhësve të ardhmen e tyre. Mendoj se ne, asnjëherë nuk jemi përballur me të vërtetën e paraardhësve tanë, kjo mbase është rezultat i okupatorëve të njëpasnjëshëm. Por jo, më shumë më duket se kemi të bëjmë me një elitë hipokrite, ndaj jemi improvizues dhe nënshtrues të ndershëm.
Mbase kjo revistë do të na mundësojë, të sjellim ngjarjet historike të kësaj periudhe të hershme. Sikur populli ynë ta konsideronte këtë të kaluar shumë të hidhur, edhe ne nuk do të duhej të merreshim me të. Por vetë fakti se populli akoma ndihet i qetë me këtë civilizim, ne do të përpiqemi që të mësojmë më shumë për të kaluarën e etërve tanë. Meqenëse kemi të bëjmë me historinë islame, ne, nuk do të fillojmë nga koha kur u njohëm me këtë civilizim. Për të marrë sa më shumë njohuri, mendoj se duhet të fillojmë nga ditët e para kur dhe ku lindi ky civilizim.

**Gjeografia e arabëve**

Ne, mbase nuk do të kishim mësuar asnjëherë për arabët, sikur mos kishte dalë nga mesi i tyre Muhammedi, i biri Abdullahut. Ky njeri vendosi bazat e etikës, dinjitetit dhe harmonizoi karakterin me natyrën e qenies njerëzore. Meqenëse kemi të bëjmë me një histori e cila do të ketë lidhshmëri më vonë me ne, detyrohemi t'i hedhim një pasqyrë të shkurtër kësaj periudhe kohore të këtij vendi.
Së pari, shtrirja e tyre gjeografike do të na shërbejë për të ardhmen tonë. Historianët e kanë për detyrë të paraqesin kohën dhe vendin e ngjarjes. Sa më shumë detaje jepen mbi ngjarjet, aq më i lehtë bëhet analizimi i tyre prej pasardhësve.
Që kur njerëzimi filloi të shkruajë, arabët jetonin në këtë gadishull. Shumë fise prej tyre jetonin në zona të thella të shkretëtirës, prandaj askush nuk merrej me ta. Ata ishin të humburit e shkretëtirës, jetonin të veçuar nga bota e civilizuar. Ata përballeshin me gjërat më elementare të jetës, ujin, ushqimin dhe drunjtë për ngrohje. Në këtë gadishull ditët janë kërcëlluese, ndërsa netët shumë të ftohta. Fiset arabe, me përjashtim të jugorëve dhe veriorëve, nuk ishin regjistruar në hartat e perandorëve. Ata filluan të pyesin për ta, vetëm atëherë kur ju arritën letrat e mirëkuptimit nga Muhammedi, të birit të Abdullahut, i cili kërkonte prej tyre që ta njohin Islamin si fe. Si burrë shteti dhe përcjellës i mesazhit hyjnor, ai arriti t'i bashkojë të gjitha fiset arabe dhe të konsolidojë një shtet me virtytet më të larta njerëzore që ka njohur historia e njerëzimit.
Gjatë kohës sa jetoi ky njeri, u bashkuan jo vetëm fiset e harruara të shkretëtirës, por edhe principatat e jugorëve të Jemenit dhe ata të veriut, principatat al Hire dhe Gasan. Historia tregon se principatat e Jemenit dhe al Hire ishin vasale të persëve, ndërsa Gasanët ishin vasalë të bizantinëve. Në këtë kohë arabët nuk kishin dalje në detin Mesdhe.

**Prejardhja e arabëve**
Arabët njihen si pasardhës të Semitëve, gjuha e tyre rrjedh po nga kjo prejardhje. Prej tyre kemi arabë që quhen autoktonë dhe nomadë. Shumë nga nomadët janë zhdukur, sikurse populli i Adit, Themudit, Tasamit dhe Xhedisit. Ndërsa arabët autoktonë jetojnë edhe në ditët e sotme. Këta gjithashtu ndahen në dy grupe, ai i Katanive dhe Adnanive. Të parët përbëjnë Jemenin dhe fiset e Sebas, Hamirët në jug dhe Gasanët në veri të gadishullit arabik. Ndërsa Adnanët janë arabët e arabizuar nga djali i Ismailit, të birit të Ibrahimit i cili është martuar me arabe dhe kishte lindur Adnanin. Prej tij është Meadi, pastaj Nazari. Ndërsa prej tij loza ndahet në dy degë: Rebia dhe Medari. Nga Rebia pasojnë fiset Abdul Kajs, Bekr, Tegaleb, Hanefi. Ndërsa nga Medari pasojnë fiset Hevazin, Gatafan, Temim dhe Kurejsh prej të cilëve është edhe Muhamedi s.a.v.s.

**Gjuha arabe**
Secila gjuhë ka dialektet e saja, kështu është edhe me arabishten. Ajo ndahen në gjuhën e jugorëve dhe veriorëve. Jugorët ishin shumë më të civilizuar se sa veriorët. Principatat e tyre ishin në lidhje të ngushta me persët dhe afrikanët. Për shkak të përzierjeve, gjuha e jugorëve kishte më shumë shprehje të huaja se sa ajo e mekasve. Gjuha më e pastër në gjithë gadishullin ishte ajo e mekasve, gjegjësisht ajo e fshatrave të Mekës.

**Historiku politik**
Politika rajonale nuk i njihte para islamit arabët e shkretëtirës. Më mirë të themi ishin të pa rëndësishëm, si nga aspekti ekonomik, ashtu edhe në atë gjeostrategjik. Ata jetonin në saje të kushteve që u ofronte shkretëtira. Për shkak të kushteve shumë të vështira, ishin shumë solidarë mes vete. Ata jetonin në saje të dokeve dhe zakoneve shumë të ashpra. Administrata e tyre ishte e thjeshtë, sepse çdo gjë ishte në duart e të parit të fisit. Ai kujdesej për mysafirët e huaj, i respektonte dhe i priste në mënyrën më të mirë të mundshme. Kujdesej për të uriturit në fis, dhe i armatoste ata që nuk kishin armë, në rastet e konflikteve midis fiseve. Këto përleshje ishin të shpeshta.
Meka ishte një nga qendrat më të madha të shkretëtirës. Ky vend ishte më i frekuentuari, sepse në të ishte faltorja e shenjtë – Qabja.
Ndërsa arabët e jugut, jemenasit, dhe ata të veriut, kishin sistemet e tyre mbi bazat e principatave. Ndër principatat më të njohura në historinë e arabëve ishin: principata e Kindit, Jemenit, Sebas, el-Hire-*s*, Gasan-*e*...

**Ekonomia dhe infrastruktura**
Arabët ekonominë e tyre e kishin të bazuar në tregti, prodhimtari, bujqësi dhe miniera. Ata njihen si tregtarë shumë të shkathët. Prodhimtaria e tyre bazohej në nënproduktet e deveve, bagëtive të imta dhe leshit. Të gjitha këto prodhime bëheshim me mjete primitive. Bujqësia e tyre bazohej në kultivimin e hurmave, në disa vende mbillnin grurin dhe elbin. Nga minierat e tyre nxirrnin kripën, ndërsa në zonën e Bahrejnit nxirrnin perlat dhe gurët e çmueshëm.
E gjithë kjo sipërfaqe e madhe e gadishullit arabik, kishte tri rrugë kryesore, qendra e së cilës ishte Meka. Rruga horizontale, e cila fillonte përgjatë jugut të këtij Gadishulli, takohej me rrugën për në veri, e cila lidhej me Mekën. . Kjo rrugë mbaronte në aksin rrugor midis Palestinës dhe Egjiptit. Rruga e dytë fillonte nga Meka për në lindje të Gadishullit dhe mbaronte në Gjirin Persik. Ndërsa, rruga e tretë fillonte nga gjysma e rrugës së Mekës për në Gjirin Persik dhe mbaronte në jug të këtij Gadishulli, ose më saktë në Emiratet e sotme.

**Jeta shoqërore dhe feja para islamit**
Nga sa më sipër thamë, arabët ishin nën ndikimin e vështirë të kushteve atmosferike. Prej tyre kishte që merreshin me tregti dhe prej tyre që endeshin nëpër shkretëtirë. Tregtarët sillnin informacionin dhe mbanin lidhjet me botën. Ndërsa arabët beduinë ruanin me fanatizëm traditën, zakonet dhe gjuhën. Edhe pse të ndikuar nga kushtet atmosferike, ata kishin krijuar një rend shoqëror. Ilustrimi më i mirë për këtë është se ata formuan gërmat dhe arritën që gjuhën e tyre ta shkruajnë që prej më shumë se dy mileniumeve. Në shekullin VII-të, poezitë e arabëve ishin shumë të njohura, ato i përdornin në ahengje të ndryshme dhe ceremoni mortore.
Fiset nomadë, nuk kishin ndonjë rend shoqëror të theksuar, por shquheshin për respektimin e grave e tyre. Morali i gruas nuk cenohej. Meqenëse ishin në lëvizje të vazhdueshme, ata kishin krijuar grupe cubash. Ndërsa fiset e qëndrueshme kishin krijuar qytetet dhe luftëtarët e tyre. Ata ishin të detyruar të mbroheshin nga cubat, ose herë herë edhe nga fiset të tjera arabe, sepse perandoritë e mëdha nuk kishin interes t'i pushtonin këto toka. Meqenëse rreziku ishte nga vetë arabët, ata nuk kishin probleme për ruajtjen e gjuhës dhe traditave të tyre.

Nuk ka dyshim se arabët e parë ishin monoteistë. Njeriu, në esencë, lind me ndjenjën e besimtarit. Secili njeri beson në fuqinë mbinatyrore, por rrethanat dhe ambienti shpeshherë ndikojnë në ndryshimin e besimit të natyrshëm. Edhe pse nuk kemi fakte të shkruara se si kanë besuar arabët para Ismailit a.s., nuk dyshohet se pas tij ata ishin monoteistë të ndikuar nga mësimet e Ibrahimit dhe birit të tij, Ismailit. Në veçanti rol të madh në ruajtjen e monoteizmit, për një kohë të gjatë, ka ndikuar edhe ngritja e Qabes. Kjo faltore e shenjtë vizitohej vazhdimisht nga besimtarët e Gadishullit. Por nën ndikimin e persëve, për një kohë të gjatë, banorët e principatave kishin ndikuar tek arabët e shkretëtirës dhe këta të fundit kishin kaluar në politeizëm.

**Viti i Elefantëve**

Kështu quhej ekspedita e ndërmarrë nga Ebrehe-*ja*, mëkëmbësi i Jemenit. Në këtë kohë, Jemeni ishte i pushtuar nga Habesheja (Etiopia e sotme). Në shekullin e gjashtë, gjegjësisht në vitin kur lindi Muhammedi, i biri i Abdullahut, më 570-të, ky mëkëmbës kishte vendosur të shkatërronte Qaben në Mekë, ushtria e të cilit kishte në formacionet e tyre elefantë. Është me interes të përkujtohet kjo ngjarje historike sepse do të kemi lidhshmëri të vazhdueshme në të ardhmen, rreth Qabes dhe revelatës të Islamit si fe hyjnore.

**Shkaku i kësaj ekspedite**

Ebrehe-*ja*, në një rast për ta kënaqur hidhërimin e hidhëruan Nexhashiut, mbretit të Etiopisë, i siguroi se do të ndërtonte në Jemen një kishë. Ai, e ngriti atë nga mermeri që kishte marrë tek gërmadhat e pallatit të Belkizës (ish-mbretëreshës së Sebas). Pasi e mbaroi kishën, kërkoi nga arabët që vendi i pelegrinazhit të transferohej në këtë kishë, të cilën e kishte emëruar Kalis. Mirëpo vendasit u hidhëruan nga ky transferim i dhunshëm. Për ta, vetëm Qabeja ishte e shenjtë. Një ditë, një person nga fisi i Malikut të Kinanëve kishte hyrë në kishë, dhe gjatë natës, pasi kishte kryer nevojën i kishte zhyer muret e saj. I hidhëruar Ebrehe-*ja* u betua se do ta shkatërronte Qaben. Qëllimi tij ishte sa politik, po aq edhe ekonomik. Ai nuk kishte asnjë interes politiko-ushtarak ta pushtonte Mekën, përveç atij ekonomik sepse të gjitha fiset arabe vizitonin Mekën.

Në kohën kur Ebrehe-*ja* kishte ndërmarrë ekspeditën, kujdestar i Qabes ishte gjyshi i Muhammedit, Mutalibi i biri Hashimit. Para se të arrinte ushtria e Ebrehe-*s* në Qabe kishte takuar një çoban devesh dhe ia kishte konfiskuar ato. Çobani e njoftoi pronarin e deveve se çfarë i kishte ndodhur. Pronari i njëqind deveve ishte vetë Mutalibi – gjyshi i Muhammedit, i cili sapo dëgjoi iu drejtua kampit ushtarak të Ebrehe-*s*.

**Dialogu midis Mutalibit dhe Ebrehe-*s***

Me të shikuar pamjen e Mutalibit, Ebrehe-*ja* i thotë: Qëllimi im nuk është t'iu luftoj, unë do të iki menjëherë pasi ta kam shkatërruar Qaben. Ai iu përgjigj: Unë e dëgjova qëllimin tënd, por halli im është diku tjetër. Kuptova se më kishit konfiskuar devetë e mia, unë nuk mundem t'iu rezistoj juve e as ushtrisë suaj, prandaj ju kisha lutur që ato të më kthehen. Duke u tallur i drejtohet ushtrisë së tij: ky njeri nuk paska brenga për Qaben, por për devetë e tij. Mutalibi i thotë: Devetë janë të miat, dhe ato po i kërkoj, ndërsa Qabeja është e Zotit dhe Ai do ta mbrojë. Pasi u sigurua se do t'i kthehen devetë, u përpoq të shpëtojë edhe shkatërrimin e Qabes dhe i tha: Po sikur të tubojmë një të tretën e pasurisë tonë kombëtare, a do ta shkatërronit Qaben? Ebrehe-*ja* nuk u hamend fare dhe refuzoi ofertën e tij. Kur i humbi shpresat për mbrojtjen e Qabes, u kthye me devetë e tij në Mekë dhe i informoi mekasit për sa kishte diskutuar me komandantin e ushtrisë më të fuqishme të rajonit. Populli mekas iu lut Zoti që ta mbronte Qaben, sepse nuk kishin mundësi të rezistonin.

Historia e ka shënuar këtë ngjarje, gjithashtu edhe Kur'ani ka zbritur një kaptinë, e cila quhet: Elefantët. Kjo sure tregon se si All-llahu e mundi ushtrinë e Ebrehe-*s*, e cila kishte sfiduar Qaben e ngritur nga Ibrahimi dhe Ismaili a.s., rreth viteve 1500 para erës sonë.

**Në numrin tjetër - Muhamedi s.a.v.s.**

# POSTMODERNIA TE SHQIPTARËT

Si popull me vite të tëra kemi qenë (dhe ende jemi) pre e keqshkrimit dhe e keqinterpretimit të historisë. Pikësëpari e patëm fatin ogurzi që si komb u shtruam në 'shtratin e Prokrustit', por tragjikja u thellua kur pas çlirimit ramë në duart e 'Sfingës diktatoriale' që na dënonte edhe për ëndrra. Të ndarë e të shpërndarë nuk ia arritëm asnjëherë as edhe të njihemi ndërmjet vete. Historia na është servuar si ndonjë 'picë' e gatuar herë sipas recetës komuniste në Shqipëri, e herë nga kuzhina 'redukcioniste' dhe obskurantiste serbomadhe. Brenda pesë dekadave, disa figura sa bëheshin renegate, më pas, të njëjtat bëheshin atdhetare. Tashmë mbreti Ahmet Zogu dikur tradhtar, është bërë patrioti më i shquar që e mori në qafë padrejtësisht sistemi i shkuar. I biri i tij është kthyer në vend dhe pretendon fronin. Disa thonë se gaboi Avni Rrustemi, ngase vrau patriotin e përkushtuar për çështje kombëtare Esat Pashën. Thuhet gjithashtu se Avni Rrustemi as që e ka parë ndonjëherë Esat Pashën, se dora që vrau Esatin ishte dorë e zgjatur e agjenturës serbe, sepse Esati dëshironte ta shtronte denjësisht në instancat ndërkombëtare edhe çështjen e Kosovës.

Virtualisht u bashkuan Faik Konica dhe Fan Noli edhe pse ishin në opozitë, sikur sot Nano e Berisha. Cili ishte më patriot, e cili më tradhtar s'prishte punë.

Rilindësit tanë në veprat e tyre poetike dhe prozaike kultivonin një letërsi okazionale, e cila përshkruante përpjekjet titanike të kombit për t'u shkëputur nga orienti lugat dhe për t'u bashkangjitur me perëndimin engjëllor. Dhunshëm u eliminua nga çdo përshkrim i mundshëm 'idili' i një bashkëjetese të gjatë të elitave shqiptare me strukturat e pushtetit osman. Më pas, këtë sens e thellon në mënyrë edhe më dramatike Ismail Kadare në librin



“Kohë barbare”, në të cilin lindjen e përkufizon si “një fatkeqësi, një mynxyrë”.

Sami Frashëri, që me aq patetizëm shkroi për shqiptarët dhe Shqipërinë, u desh të përkthehej pas shumë vitesh nga gjuha turke. Ai shkroi për kohën e tij se '...shqiptarët janë robër të poshtuar, e t'unjturë, të shkelur e të çpërndarë...'. Që nga koha e tij nuk ka edhe aq ndryshime në këtë drejtim, sa për t'u lakmuar. Mirëpo, mos vallë, ne vetë po i kontribuojmë kësaj gjendje?!

vetë po i kontribuojmë kësaj gjendje?!

“Lahuta e Malësisë” e Gjergj Fishtës pas rënies së komunizmit u ngrit në piedestal. Nuk prishte punë fakti se ky klerik njëherë i revoltuar me shqiptarët ishte shprehur në një varg të tij: 'le të dijë e gjithë bota mbarë se Gjergj Fishta s'është më shqiptar'. Më pas sikur u ngop auditori me ato folklorizma patetike. Lahuta e tij gati u harrua dhe atë e zëvendësoi roku, hip-hopi, repi, tehno etj.

Ndërkaq ende me naivitet ruhen të paprekshme disa figura historike dhe çdo kontestim i tyre është temë tabu. Sikur sot të dilte ndonjë zë e të thoshte se duhet të ngatërrohemi me amerikanët dhe se Amerikën duhet ta konsiderojmë armike, pa mëdyshje jo vetëm se do të shpallej renegat që lufton kundër interesave kombëtare, por do të trajtohej edhe si i çmendur. Arsyetimi është i thjeshtë se 'Amerika është superfuqi dhe nëse ngatërrohemi me të (mos dashtë Zoti: 'të luftojmë'), atëherë ne jo vetëm se do të humbnim, por edhe do të na kapërdinin sllavët. Mirëpo akoma, për shumicën, kjo nuk prish punë se ka ndodhur dikur në një kontekst kohor pikërisht kështu.

Diskursi i trajtimit historik është hapur. Nga institucionet shkencore historia u transferua në zyrat partiake. Partitë u bënë zëdhënëse autoritare shkencore. Mollë sherri u bë kremtimi i ditës së çlirimit '28 nëntori'. Të robëruarit nga ndjenjat ideologjike synonin njëfarë dite o?!”. Edhe dita e sivjetme e flamurit nuk na

'çlirimi'. Mirëpo shtrohej pyetja: “nëse festa bëhej problem, atëherë çfarë feste mund të ishte ajo?!”. Edhe dita e sivjetme e flamurit nuk na bashkoi, ashtu siç nuk ia arriti të na bashkojë as atëherë në Vlorë. Kosova në ditën e shpalljes së pavarësisë së Shqipërisë më 28. XI. 1912 u përfaqësua vetëm nga Sali Gjuka, Bedri Pejani dhe Rexhep Mitrovica. Të tjerët u nisët e nuk u pritën, ndërsa disa edhe munguan. Edhe pse rrethanat e atëhershme mund të kenë qenë të arsyeshme, ato të tashmet janë plotësisht të paarsyeshme. Në Shkup u prit busti i Skënderbeut, në Tiranë ai i Adem Jasharit dhe në Prishtinë u 'demonstrua për t'u festuar'. 'Këngët patriotike' u zëvendësuan nga 'bustet heroike'. Për bustet e shtangura me kalimin e kohës s'kujdeset kush, janë mbushur me glasa nga shpendët, ose janë bërë me pluhur e baltë...kjo s'ka edhe aq rëndësi. Kryesorja ato u ngritën dhe janë. Mendohet se me investimet e mëdha në buste përfundon larja e borxhit ndaj dëshmorëve. Të vdekurve u ngritën lapidare, ndërsa familjet e tyre u lanë në harresë, aq sa ato vuajnë edhe për gjëra elementare jetese. Çfarë nderi po iu bëka të rënëve!!!

Mirëpo 28 nëntori nuk është problematik vetëm për t'u kremtuar, por edhe për t'u vlerësuar. Pse u zgjodh Vlora qytet i ngritjes së flamurit, kur parashihej e mendohej të ishte Prizreni?! Pasojat e vonesës së faktorit shqiptar ishin veçmë të qarta. Fragmentarizimin e faktorit shqiptar e shfrytëzuan të gjithë, e në veçanti Serbia, Mali i Zi, Bullgaria dhe Greqia. Pushtimi i Kosovës dhe i trojeve të tjera shqiptare u bë fakt i kryer e që u përligj më pas edhe nga fuqitë e mëdha.

Për disa historia tashmë nuk është interesante. Ajo thjesht i takon së kaluarës. Nëpër barsoletat e rrugëve, të rinjtë argëtohen me këngën e Mic Sokolit. Ata thonë se ky luftëtar i doli topit me gjoks përpara, sepse nuk e dinte se çfarë është. Shumë skena humori janë bërë në Kosovën e pasluftës, ku ironizohen luftëtarët e UÇK-së. Ata paraqiten të etshëm për t'u bërë komandant, hajna kur u jepet mundësia dhe uzurpatorë banesash. Në thumbime janë vërë edhe absurditetet e fraksionalizimit të dy ushtrive që në hasmëri me njëra tjetrën, luftonin një armik të përbashkët. Patriotizmi i tyre i luftës avullohet në rutinën e paqes. Gradualisht idealet e mëdha po shemben si kulla prej letre. Më tepër kjo pasqyrohet në jetën e përditshme, sesa në shkrime. Në çajtore të shumta, atmosferën e avujve të nxehtë të valës së çajit dhe tymit të cigareve të thithura, e ndez pikërisht kjo temë: përçarja dhe konfliktet brendapërbrenda vetë UÇK-së. Mirëpo kjo prapëseprapë mbetet tabu. Për momentin çfarëdo që të thuash rrezikon të bëhesh sa çel e mbyll sytë tradhtar. Tekefundit kjo është etiketa më e përdorshme që të ngjitet lehtë gratis pas shpine.

Si duket ende mungojnë në masë të dukshme 'penat gjenealogjike' siç do t'i quante Mishel Fuko. Në vend të gjurmimit pas burimeve themelore, ai propozonte qasjen gjenealogjike. Kjo sipas tij shtron kërkesa për grumbullimin e materialeve dhe kujdes të vëmendshëm për diskurse, të cilat kryesisht ishin të injoruara, por të cilat me paraqitjen e parë sinjalizojnë mënyra të reja të konceptualizimit. Aplikimi i metodës gjenealogjike zbërthen raportet shumë komplekse në mes dijes dhe pushtetit. Programi i diskursit mund të jetë i pasuksesshëm, por kjo s'do të thotë se nuk ka pasoja.

Në skenë ende mungojnë 'heronjtë e penës' që me erudicion të pakompromis do ta shndërronin lapsin në çekan, dekonstruimin për të skulpturuar historinë në një profil të demistifikimit të kulteve, miteve dhe ngjarjeve të paqena, të improvizuara dhe të sajuara enkas për qëllime dhe interesa të ngushta qoftë ideologjike - qoftë partiake. Zhak Derida nocionin e 'dekonstruimit' e huazoi nga filozofia hajdegeriane për dekontruimin e metafizikës perëndimore. Ai theksonte se 'dekonstruimi pa konstruksion dhe rikonstruksion është i pamundshëm. Asgjëja varet nga ekzistuesja, identiteti nga alteriteti, privatja nga shoqërorja, unë nga ti, prania nga mungesa'.

Nga ana tjetër dekonstruimi imponohet për hir të zbardhjes së pjesëve të veçanta që ende janë të mjegullta dhe të mbërthyera në skemat mashtruese, që janë tkurrur nga ndryshku i frikës së mosthyerjes së të ashtuquajturave autenticitete, autoritete dhe 'shenjtëri' të paprekshme. Kjo do të ishte e vetmja mënyrë për të kaluar nëpër filtrin e refleksionit, për ta tejkaluar vetëmashtrimin dhe iluzionin. Vetëm duke u hyrë gjërave në thelb, duke çarë esencën e problemeve më të mprehta sado që pasojat mund të dalin problematike dhe duke i vënë nën shqyrtimin kritik tabu-temat e nxehta të historisë, vetëm atëherë mund t'i hedhim në dritë ato gjëra që kanë qenë siç do të shprehej Derida “jokompatibile me motivet historike”. Tash në Maqedoni ka zëra (jo vetëm opozitar të PDSH-së Arbër Xhaferit) se lufta atje as që ka qenë e nevojshme, se ajo është bërë thjesht për interesa të ngushta të atyre që kanë qëndruar si logjistikë, me të vetmin qëllim për ta shfrytëzuar si mekanizëm për të ardhur në pushtet.

Në njëfarë mënyre sa i përket historisë sonë ndoshta të gjithë jemi fëmijë të rritur (ndofta edhe studiuesit e kësaj lëmie). Jemi rritur me ninulla të miteve, glorifikimeve dhe pseudofakteve. Në webfaqen komuniste shqiptare www.pksh.org/ ende mund të dëgjohen këngët: “lum nënlokja që t'përkundi” dhe “djalo, trim si Enveri të më bëhesh”.

Ndoshta gjërat për të cilat kemi mësuar se ishin më sublimet, nesër mund të dalin më tragjiket. Me gjasë, historinë brezat e ardhshëm do ta mësojnë ndoshta edhe në versionin e përrallave: “na ishte njëherë...një patriot që ishte tradhtar, ose anasjelltas: na ishte një tradhtar që më pas u bë patriot”. Pasi t'i zërë fëmijët gjumi nga kjo tematikë, me gjasë ata do ta shohin ndonjë ëndërr. S'është çudi që brezave në ëndërr t'u shfaqet historia, më reale seç mund ta dimë ne sot në zhgjëndërr.

**P.S: Në numrin e ardhshëm: Postmodernia te shqiptarët në politikë.**

Mendimi për letërsinë

# RIGJALLËRIMI NGA TRASHËGIMIA

Jusuf Gërvalla: "Rrotull", roman, botoi 'Ora', Prishtinë

**Romani "Rrotull", i kthehet retrospektives dhe dëshiron që pamjet dhe ngjarjet në "kohën e krajlit", t'i sjellë në një kohë të tashme, e cila shikuar në një mënyrë më të thellë, të mund të jepte mesazhe edhe për një kohë të tashme, pra për kohën kur Jusufi jetonte dhe vepronte me shokët e vet.**

Berat DAKAJ

Vepra letrare e Jusuf Gërvallës për dhjetë vite rresht, nuk qarkulloi në qasjen e leximit dhe interpretimit te lexuesi shqiptar. Veprat e tij me poezi si: "Fluturojnë e bien", "Kanjushë e verdhë", "Shenjat e shenjta", pastaj romanet "Dy florinj të një dashurie", "Rrotull", etj., që nga botimi i saj u bënë vepra të rëndësishme në kulturën shqiptare, por që nuk mundën të komunikonin lehtë me lexuesin në gjuhë shqipe. Kjo mosprani bëhet argumentuese kur shikohet romani i tij "Rrotull", të cilin autori e kishte përfunduar së shkruari më 1979, kurse është botuar vetëm pas vdekjes së tij më 1983. Vepra e tij mori hapat e parë me gjuhë të gjallë, të fuqishme, me shenja moderne dhe simbole të mëdha, që dërgonin në shenjat nacionale të një bashkëlidhje dhe identitetit të njeriut me fuqinë e atdheut. Përmes pak fjalëve të romanit, Jusufi jepte ide të mëdha, të domosdoshme për atë kohë që bënin të shpresohej se mund të zgjidhet një rrugë që mund ta bëjë ëndrrën realitet, pra mund të gjendej një rrugë reale, me një fuqi te mendjes dhe të veprimit fizik, që të dërgon deri te ideja atdhetare dhe revolucionare e Jusufit.

Romani "Rrotull", i kthehet retrospektives dhe dëshiron që pamjet dhe ngjarjet në "kohën e krajlit", t'i sjellë në një kohë të tashme, e cila shikuar në një mënyrë më të thellë, të mund të jepte mesazhe edhe për një kohë të tashme, pra për kohën kur Jusufi jetonte dhe vepronte me shokët e vet. Koha e krajlit të dërgon para viteve të fillimit të Luftës së Dytë Botërore, dhe më pas vazhdon rrugën e kërkimit të personazheve që dëshiron t'u përngjasin atyre figurave të mëparshme, e që janë të shtrirë deri në kohën tonë, e të cilët i bën figura simbole, qoftë për të mirë ose keq.

'Rrotull', është titull simbolik, që konotacionon në shenjat e një lidhje të dialogut në çdo vend, e në çdo kohë, dhe të një vendi të gjerë që rrok fatin e shumë individëve, të cilët gjuhën e komunikimit mund ose s'mund ta bëjnë edhe me anën e të shprehurës figurative.

Ketë Avdia është personazhi kryesor i romanit, i cili lë farat e trashëgimisë. Lind dhe lë të lindur. Është jeta e tij e paraqitur më hollësi, pranë njerëzve që mëson dhe për të cilët shpesh thur mendime.

Ai ecën fijes së fatit të vet. Ecën rrugës së rrëfimit (fabulës), deri edhe kur përfundon, vdes.

I lindur jetim, merr hapat e parë për ta shijuar jetën, por nuk mundet, s'ka pasuri të trashëguar, dhe e mbyll jetën në varfëri, pranë shtëpisë dhe përskaj lopës Murrë. Në moshën e tij të re niset të ndihet edhe një dashuri, që bëhet e parealizueshme. E dashuron Kumrinë, për të cilën ka ndërtuar në mendje raportet e shoqërisë më të. I mbetur vetëm me Gjylën, motrën, e cila më pas e lë vetëm, sepse martohet. Keta mbetet fatkeq. Nis të krijojë një diskurs të vetin, një ligjërim të qarjes së halleve për vete dhe për tërë fshatin e Vijujit. Më pas, pas këtij ritmi të zakonshëm e bën një veprim të jashtëzakonshëm, të rrezikshëm (e prish flamurin e krajlit), dhe ikën për në Austri, e më pas në Vjenë. Mirëpo i dashuruar me vendlindjen gjen forcën dhe guximin të jetë pranë atdheut, ku edhe martohet me Kallaushen, më të cilën bën edhe fëmijë.

Fara e tij e shuarjes, humbjes së një familje (shuarjes) nis të marrë trajtat e jetës, të ruajtjes së një identiteti familjar, dhe pas atij hidhërimi të gjatë të jetës vjen gëzimi, lumturia, ruajtja e trashëgimisë.

Keta i mbetur jetim, rritet dhe ambientohet më fshatarët e tij të Vijujit. Keta ishte njeri problematik, kërcënues, sharës, fyes. I thoshte fjalët rrotull dhe sillej shpesh rreth e rrotull. Besohej se kishte lerë më shenja dragoi. Këtu rrëfimi ndërlidh jo vetëm një ambient që e krijon mitin dhe bashkëjeton mes këtyre fjalëve në të cilat është i pranishëm një ambient i pazakonshëm, por edhe në të njëjtën kohë bëhet përpjekje për një ambient dhe një frymë jete tjetër.

Atij, pasi kishte ikur në Vjenë, i ishte prishur kulla nga të afërmit e tij. Mirëpo ajo ringrihet sërish nga rrënuesit. Shenjat e dragoit flisnin edhe nga larg. Ato bënin që secili fshatar i tij të ndiente frikë nga Keta, dhe për të shtënë frikë edhe më të madhe te rrënuesit, plaku Brekë Troshi lëshon një fjalë, e cila përhapet te të tërë Vijujasit. Se Keta do të kthehej në fshat. Dhe këtu nis së ndërtuari një mendim tjetër. Fshatarët (rrënuesit) frikësohen nga Keta. Ata ende i frikohen atyre shenjave të tij, dhe ende pa u kthyer Keta nga Vjena, ata ia ndërtojnë kullën. Madje ia zbukurojnë edhe hapësirën përreth shtëpisë, muret, oborrin etj.Keta kthehet tek Vijujasit. Ka kaluar një kohë e gjatë që nuk kanë bërë bisedë njëri me tjetrin. I pari ka marrë një kulturë tjetër edhe sado që i ruan shenjat e rrënjës se Vijujasve prapë se prapë ka një vizion më ndriçues.

Keta vazhdon jetën, ashtu siç e ka të përcaktuar. Shenjat mitike në rrethanat reale nisin ta përmbysin vetveten edhe po qe se nuk është shoqëria ajo që e shpërben këtë mit. Miti i qenies mitike me shenja te dragoit ç'mitizohet. Lind në varfëri, vazhdon jetën në skamje dhe vdes po ashtu më një fat të varfër. Ashtu si romani që përmban këtë titull 'Rrotull' edhe jeta e Ketës është e tillë. Ai revoltohet, kërkon ta ndryshojë atë rrymë jo energjike të njerëzve përreth tij, mirëpo s'mundet. Është iniciues dhe ndriçues, por jeta në ambientin ku ai jeton, i mund veprimet e tij. Ai ambientohet me ta dhe e mbyll jetën me rrokullima.

Poezi

# HISTORI E PLUHUROSUR

Flamur MALOKU

**ASKUSH**

Brenga është bërë vjet mërzi
Lëndon zemrën një mot harrimi
Koha
Largësia
Vetmi
Shtrihet në çast
Zemra varr mallëngjimi
Është këputur shpresa
Trupi pikëllimë
S'pëlqejnë vendet e ndriçuara
Koha e mërzisë rënkim
Se ëndrra ka vdekur në ditë
E parë në heshtje
Horizonti i pluhurosur
Askush
Gjallë

**VJESHTA**

Dashuria vjeshtë
Vjeshta dashuri
Kërkohen kujtimet
Digjemi
Motiveve
Stinëve
S'e di
Ëndërrohen vendet
Heshtja dëshprim
Takohemi vjeshtave
Emri harrim
Akull
Zjarr
Trishtim

**KËSHTJELLA**

Ndërtohet kështjella ime
Ik drejt qiellit
Pa mur
Pa dyer
Pa dritare
Muret me mure rrëzohen
Ngatërrojnë shikimet
Njerëzit flasin çuditërisht
Kështjella
E fortë
Rri pezull befasisht

**SHTËPIA E MOÇME**

S'janë vendet e dikurshme
Zhdukur
Harruar janë
Njerëzit me ngjyrë tjetër
Plepi kishte prek qiellin
Gjyshi s'ishte në kullë
Historia ishte pluhurosur
Bari i njomë
Rrethekonte shtëpinë
Vetëm nëna te pragu
Shikonte plepin
Mos e prek njeri

**NË GLOB**

Fjalën e mori era
Në det
Asnjë dorë s'u prek
Vetëm hija ime rri pranë
Ti e njohe dashurinë
Larg ishe

E njoha dashurinë
Afër isha
Bekimin e Zotit
Kërkova për ne
Ti në fundin e botës
Bota u ngushtua në glob
Unë prita
E pa ndryshuar koha
Për ty

# MËNYRAT E REAGIMIT DHE TEKNIKAT E PËRSHTATJES

**Stresi është fakt i jetës. Është më e rëndësishme të mësosh të jetosh me të, sesa të përpiqesh për ta eliminuar atë plotësisht.**
**Humori është një mjet i mrekullueshëm për reduktimin e stresit. Nëse qeshim me problemet tona stresi reduktohet dhe e përballojmë situatën në mënyrë më efektive.**

Suela DIBRA

Stresi, një pasojë e pashmangshme e jetës, është gjithçka që ushtron kërkesa ndaj nesh të cilave duhet t'u përshtatemi. Disa studiues e përkufizojnë stresin si një ngacmues (stresor) që na kërcënon. Të tjerët e shohin stresin si reagim të organizmit ndaj kërcënimeve të mjedisit. Disa herë stresi dhe ankthi barazohen si reagime psikologjike ndaj stresorëve.

Stresi është një reagim fizik, mendor ose emocional i individit ndaj tensioneve të mjedisit të jashtëm, konflikteve, presioneve dhe stimujve të ngjashëm dhe është një mosbalancim në mes të kërkesave dhe kapacitetit të mendjes dhe të trupit për t'i përmbushur këto kërkesa.

Stresi mund të shkaktohet nga rutina e përditshme si dhe nga ndryshimet e mëdha që na ndodhin në jetë. Studentët janë një grup i prirur për të përjetuar stres si pasojë e ndryshimit të përkohshëm të mënyrës së jetesës dhe adaptimi me jetën studentore. Stresi që përjetohet nga ana e tyre është shumë dimensional. Ata duhet të mësohen me të qenit larg familjes, duhet të arrijnë një nivel të lartë të arritjeve akademike, të përshtaten me një rreth të ri shoqëror dhe të marrin përgjegjësi mbi jetën e tyre dhe nevojat e ndryshme jetësore. Burime të tjera potenciale të stresit janë detyrat e shumta dhe shpeshherë të paqarta për fillestarët, testet, konkurrenca, kërkesat kohore, klasat e parehatshme, raportet me punëtorët e fakultetit dhe presion i kohës.

Nëse i referohemi studimeve në lidhje me stresin tek studentët hasim përfundime të tilla që stresi i tepërt tek studentët shoqërohet me pasoja të ndryshme organike dhe psikologjike. Nëse ky stres nuk tejkalohet në mënyre efektive, tek studentët mund të paraqiten ndjenjat e vetmisë dhe të nervozes si dhe pagjumësia e shqetësimet e tepruara. Shtimi i situatave stresuese është shoqëruar me ankth dhe depresion tek studentët. Koncepti i ankthit është i vështirë për t'u kuptuar. Ai mund të përcaktohet si një ndjenjë e vagët e pakëndshme frike, mërzie dhe shqetësimi për të ardhmen. Përgjithësisht, personi nuk ka një ide të qartë për shkakun real të ankthit. Ankthi është shpesh një reagim i përgjithshëm emocional ndaj stresit.

**Cilët janë faktorët që konsiderohen si stresues nga studentët?**

Në kontekstin e studimeve në lidhje me stresin tek studentët stresorët mund të kategorizohen si: 1. **Stresorë akademikë** (detyrat e shumta dhe shpeshherë të paqarta për fillestarët, klasat e parehatshme, marrja e një rezultati më të ulët se sa e kemi pritur, mungesat në ligjërata etj) 2. **Stresorë interpersonalë** (ndryshimi i aktiviteteve shoqërore, konflikti me shokun/shoqen e dhomës, puna me njerëz të panjohur, zënkat me prindërita apo me të dashurin/të dashurën etj). 3. **Stresorë intrapersonalë** ( ndryshimi në shprehinë e gjumit, ndryshimi në shprehitë e të ngrënit, përgjegjësitë e reja, vështirësitë financiare etj) dhe 4. **Stresorë mjedisorë** ( presioni i kohës, pritja e gjatë në rradhë për të kryer një punë, problemet me kompjuter, kushtet jot ë mira të jetesës, ndryshimi i banesës etj)

Në literaturën e psikologjisë hasim edhe në një klasifikim të tre shkaqeve madhore që mund të shkaktojnë stres. Shkaqet madhore psikologjike të stresit janë: presioni, konflikti dhe frustracioni.

Presioni ndodh kur përpiqemi fort të plotësojmë kërkesat sociale dhe psikologjike që i vëmë vetes ose të tjerët. Kur përpiqemi të ruajmë vetëvlerësimin duke e sforcuar veten që të arrijmë standarde më të larta përjetojmë një presion të brendshëm. Ne mund të ndjejmë shumë presion sepse nuk kemi kohë të mjaftueshme për t'u përgatitur për një provim. Me gjithë stresin që përjetojmë, presioni i brendshëm është i domosdoshëm për t'u vetëpërmirësuar. Presioni i jashtëm shkaktohet prej kërkesave që ushtrojnë njerëzit e tjerë mbi ne. Kështu për shembull kur ne përpiqemi të marrim nota të larta për t'i kënaqur prindërit ose kur përpiqemi që të jemi të suksesshëm që të pëlqehemi nga shokët tanë etj. Kur të tjerët ushtrojnë shumë kërkesa ndaj nesh ose kur këto kërkesa janë të vështira, atëherë ne përjetojmë stres. Disa herë mbi ne ushtrohen presione të ndryshme në të njëjtën kohë dhe shkaktojnë një situatë që quhet konflikt.

Frustracioni ndodh kur një person pengohet në arritjen e një qëllimi. Kur përjetojmë frustracion, duhet ose të braktisim qëllimin ose të gjejmë një rrugë tjetër për ta

arritur atë. Në çdo rast, stresi është i pranishëm.

Studentët që përjetojnë nivel të lartë të stresit si pasojë e shkaqeve të përmendura më lart janë të prirur ta perceptojnë vetveten si jo të shëndetshëm, kanë vetëvlerësim të ultë dhe janë të prirur të praktikojnë shprehi jo të shëndetshme. Kur ata janë të stresuar dhe e humbin kontrollin mbi kohën shpesh mënjanohen nga zgjidhja e problemeve dhe nga marrja e vendimeve. Tek ata shfaqen problemet me koncentrimin dhe më pas pasojnë edhe problemet në përmbushjen e detyrave akademike

**Reagimet ndaj stresit dhe teknikat e përshtatjes**

Shumë prej nesh janë të aftë ta përballojnë stresin në të shumtën e kohës , por në disa raste ne kemi vështirësi për t'u përshtatur. Zakonisht ne përjetojmë një farë niveli të stresit të vazhdueshëm, por sesa stres përjetojmë në një kohë të veçantë, kjo varet nga një numër faktorësh, të cilët përfshijnë stresorët në jetën tonë dhe karakteristikat e personalitetit tonë. Në përgjithësi sa më të shumta të jenë ndodhitë që shkaktojnë stres dhe sa më serioze të jenë, aq më shumë stres do të provojmë. O'Brien ka vënë në dukje se stresi është më i pakët kur ne jemi në gjendje ta parashikojmë atë. P.sh. nëse ju e dinit se provimi ishte parashikuar për nesër, ju duhet të ndjeni më pak ankth sesa kur e merrni vesh një gjë të tillë kur futeni në klasë. Njerëzit që besojnë se kanë kontroll mbi situatën, përjetojnë më pak stres sesa ata që nuk e kanë këtë kontroll.

Një ngjarje negative mund të nxjerrë në pah një strukturë komplekse të përgjigjeve kognitive, afektive dhe bihejviorale. Kur një student/e e ndjen se ai nuk mund t'i përmirësojë arritjet akademike, ka shumë gjasa që të përjetojë stres dhe një mungesë motivacioni. Por, nuk është situata ajo që shkakton ankth dhe stres vetvetiu. Njerëz të ndryshëm mund t'i shohin kërkesat e njëjta në mënyra të ndryshme dhe kjo varet nga perceptimi i individit, motivimi i tij, mënyra se si e vlerëson ai situatën dhe aftësia për t'u ballafaquar me ngjarje dhe situate stresuese. Në këtë mënyrë, është kuptimi i nxjerrë nga ngjarja stresuese dhe jo vetë ngjarja ajo që e bën perceptimin e një situate si stresuese.



Përveç faktit që vlerësimi i situatës ka nuanca individuale edhe përballja me stresin varet nga personi dhe konstrukti i personalitetit të tij. Disa autorë kanë identifikuar stilin e personalitetit që e përballon mirë stresin. Karakteristikat e këtij personaliteti përfshijnë përkushtimin, fleksibilitetitn dhe kontrollin. Përkushtimi karakterizohet nga një sens qëllimi në jetë dhe një besim në atë çka bëjmë. Fleksibiliteti përfshin të qënurit fleksibël dhe të paturit e një qëndrimi pozitiv ndaj kërkesave që na bëhen. Kontrolli është besimi se ne jemi përgjegjës për vetveten dhe se mund të përballojmë situatat stresante.

Njerëzit mund të dorëzohen para stresit dhe të bëhen të pafuqishëm ose mund të përshtaten dhe të mësojnë teknikat për të përballuar me sukses problemet e tyre. Lazarus e përkufizon përballimin e suksesshëm – si përshtatje të njerëzve ndaj stresit. Ka disa teknika që ne përdorim për t'u përshtatur ndaj stresit. Disa prej tyre janë më efektive sesa të tjerat.

Teknikat e përballimit janë mënyrat me anë të cilave ne merremi me stresin dhe ankthin. Kështu individë të ndryshëm mund të bëjnë përpjekje të ndryshme për t'u përshtatur ndaj stresit. Disa përdorin të qarët për të shkarkuar tensionin e një situate stresante,ndërsa disa të tjerë përdorin të diskutuarit e problemeve me dikë tjetër dhe të pranuarit e ndihmës nga dikush tjetër.

Mbështetja sociale ndikon në mënyrën sesi reagojmë ndaj stresit. Kur njerëzit kanë mbështetje sociale nga familja apo shokët, e përballojnë më mirë stresin sesa ata që nuk e kanë këtë mbështetje. Familja dhe shokët mund të na sigurojnë ndihmë materiale dhe në vendime të përshtatshme dhe mund të na mbështesin emocionalisht kur kemi nevojë.

Humori është një mjet i mrekullueshëm për reduktimin e stresit. Nëse qeshim me problemet tona stresi reduktohet dhe e përballojmë situatën në mënyrë më efektive. Përmes të qeshurës jemi më tepër të aftë të pranojmë mërzinë dhe mund të fillojmë të zgjidhim problemet tona. Përshtatja që synon zgjidhjen reale të problemeve që shkaktojnë stresin shpesh është më efektivja. Ne mund ta sulmojmë problemin ballë për ballë, t'i largohemi atij kur zgjidhja është e pamundshme ose të bëjmë kompromis kur është e domosdoshme.

Në teknikat e reduktimit të stresit përfshihen edhe meditimi, ushtrimet fizike si dhe teknikat e administrimit të kohës. Administrimi i kohës është aspekti më i vështirë për shumicën e studentëve. Shumë prej nesh kanë vështirësi në administrimin e kohës, sepse ne priremi që t'i shtyjmë punët dhe të presim gjer në momentin e fundit. Të gjithë kemi të njëjtin numër minutash për çdo ditë dhe nëse i përdorim në mënyrë më racionale do të përjetojmë më pak stres.

Përshtatja ndaj stresit është proces i vazhdueshëm. Ne mund të mësojmë të përshtatemi më me sukses, por gjithmonë do të dalin probleme të reja që kërkojnë zgjidhje. Stresi është fakt i jetës. Është më e rëndësishme të mësosh të jetosh me të, sesa të përpiqesh për ta eliminuar atë plotësisht.

# JETA FIZIKISHT AKTIVE

**Ndikimi i mirë i aktiviteteve fizike nuk vërehet vetëm në disa individë, por në mbarë shoqërinë e cila i kushton rëndësinë e duhur kësaj shprehie të jetës. Aktivitetet e rregullta fizike në shoqëri ndihmojnë në mirëmbajtjen e peshës trupore të popullatës (brenda kufijve normalë), favorizojnë ushqyeshmërinë e rregullt, si dhe ndihmojnë zvogëlimin e numrit të duhanpirësve në shoqëri.**

Agron REXHEPI

Një ndër parimet themelore të jetës në përgjithësi është parimi i ekuilibrit. Gjithkund, dhe gjithçka që ka krijuar, Krijuesi e ka vënë në një ekuilibër të mrekullueshëm. Rrugëtimi i diellit, tokës, hënës apo cilitdo trup qiellor është në ekuilibrin e vetë mahnitës, të përcaktuar nga Gjithëkrijuesi. Çdo gjallesë përderisa e ruan ekuilibrin arrin të mbijetojë. Edhe njeriu jeton në saje të ekuilibrit bio-psiko-social, që, po ashtu, i është përcaktuar nga Krijuesi, qoftë në raport me botën përreth, apo me vetveten. Çdo prishje e këtij ekuilibri manifestohet me gjendje patologjike, jo normale të dy komponentëve të organizmit të njeriut: komponentes shpirtërore dhe trupore (psiko-fizike).

Përmes hulumtimeve të shumta është vërtetuar se një ndër faktorët e shumtë që kanë ndikim në mirëmbajtjen e ekuilibrit bio-psiko-social të njeriut (faktorët socialë, ekologjikë, ekonomikë, edukativë, etj), gjithsesi janë aktivitetet fizike.

Të arriturat shkencore kanë bërë që jeta të pësojë ndryshime të mëdha. Shumë njerëz shumicën e kohës së tyre të punës, apo edhe jashtë punës, e kalojnë pranë kompjuterit, duke zhvilluar një jetë pothuajse krejtësisht pasive.

Vdekja, çdo herë e më shumë, po vjen si pasojë e shumë shkaqeve (multicausal), si pasojë e disa sëmundjeve kronike, e më rrallë si pasojë monokauzale.

Shprehitë e këqija të jetës, siç janë pirja e duhanit, pirja e alkoolit, ushqyeshmëri a jo e shëndoshë (p.sh. përqindja e madhe e pjesëmarrjes së yndyrave në ushqim), si dhe pasiviteti fizik luajnë rol të rëndësishëm në etiologjinë e sëmundjeve kronike, siç janë: sëmundjet koronare, hiperkolesterolemia, hipertensioni, diabeti (forma e pavarur nga insulina) dhe disa forma te sëmundjeve kanceroze.



Tri shprehitë e para, konsiderohen si faktorë rrezikues dhe të pavarur, që ndihmojnë në paraqitjen e shumë sëmundjeve kronike. Shprehia e katërt – joaktiviteti fizik për një kohë të gjatë ka qenë subjekt i polemikave të shumta. Mirëpo, me një sërë hulumtime shkencore dhe me dokumente të tjera dëshmuese janë vërtetuar të mirat e mënyrës së të jetuarit fizikisht aktiv. Të mos harrojmë se mjekësia mund të trajtojë simptomat e sëmundjeve të ndryshme, ndërkaq ne jemi ata që duhet të ndikojmë personalisht në shkaktarin e këtyre sëmundjeve, apo gjendjeve jo të mira të organizmit tonë. Pikërisht jetësimi i një jete fizikisht aktive do të ishte mjeti më i suksesshëm për ruajtjen e homeostazës bio-psiko-sociale, për luftimin e shkaktarëve që e prishin këtë ekuilibër, si dhe për parandalimin e shumë sëmundjeve.

Kohëzgjatja e kësaj jete për secilin njeri është diçka e përcaktuar nga Krijuesi i ynë, enigmatike për ne, dhe e

pandikuar nga ne. Përmes ndërhyrjeve kirurgjikale dhe medikamenteve të ndryshme ne mund të largojmë problemet shëndetësore, por përmes jetës fizikisht aktive dhe nutricionit të shëndoshë ne do të gjallërojmë jetën tonë dhe sigurisht se ajo do të jetë shumë më dinamike dhe më e frytshme.

Ndikimi i mirë i aktiviteteve fizike nuk vërehet vetëm në disa individë, por në mbarë shoqërinë, e cila i kushton rëndësinë e duhur kësaj shprehie të jetës. Aktivitetet e rregullta fizike në shoqëri ndihmojnë në mirëmbajtjen e peshës trupore të popullatës (brenda kufijve normalë), favorizojnë ushqyeshmërinë e rregullt, si dhe ndihmojnë zvogëlimin e numrit të duhanpirësve në shoqëri. Duke i njohur këto ndikime të përgjithshme të aktiviteteve fizike të rregullta në popullatë, mund të konkludojmë se stimulimi i tyre, drejtpërdrejtë, ka lidhje me shëndetin publik. Lidhshmëria ndërmjet mirëqenies shëndetësore dhe shprehisë së aktiviteteve fizike të rregullta është tentuar të shpjegohet përmes tre faktorëve të përgjithshëm të ndërlidhur ndërmjet vete:

Publikimi dhe propagandimi i njohurive të fituara për ndikimin e aktiviteteve fizike tek shëndeti, përmes hulumtimeve të bëra, ka ndikuar që, në masë të madhe, popullata të stimulohet me shprehinë e marrjes me aktivitete fizike;

Shprehia e masës së gjerë shoqërore për një jetë fizikisht aktive ka ndikuar në potencimin e ndryshimeve të favorshme shëndetësore të popullatës që merret me aktivitete (të moshave të ndryshme);

Efikasitetet individuale të aktiviteteve fizike të rregullta, sidomos në ruajtjen e homeostazës bio-psiko-sociale, kanë bërë që të hidhen poshtë të gjitha pengesat që i ndalojnë njerëzit të kenë jetë fizikisht aktive.

Sjellja në mënyrë të ndryshme e opinionit ndaj ndikimit të aktiviteteve fizike tek shëndeti kërkon qasje, strategji dhe mënyra preventive të ndryshme për orientimin e shoqërisë drejt një jete të shëndoshë – fizikisht aktive.



Personeli shëndetësor duhet të kryejë detyrën e vet të rëndësishme në nxitjen e popullatës (masës së gjerë) për një jetë fizikisht aktive, njoftimin e tyre për rëndësinë e implementimit të shprehisë së aktiviteteve fizike në jetën e përditshme.

Pseudo-argumenti kryesor kundër implementimit të aktiviteteve fizike në jetën e përditshme është rreziku nga lëndimet fizike, si dhe shpenzimet shoqërore, qofshin ato të drejtpërdrejta, apo anësore.

Në analizat e fundit makro-ekonomike të informatave të fituara nga mostrat reprezentative të popullatës holandeze, është bërë krahasimi i të mirave shëndetësore të jetës fizikisht aktive (mirëmbajtja e shëndetit të mirë, zvogëlimi i shfrytëzimit të sistemit shëndetësor të vendit, zvogëlimi i mungesave në punë nga sëmundjet, si dhe ruajtja nga mbipesha dhe efektet e saja negative) dhe të “këqijave” nga jeta fizikisht aktive (shpenzimet e tretmanit mjekësor të lëndimeve dhe mungesave në punë, si pasojë e lëndimeve sportive). Si rezultat i këtij hulumtimi ka dalë se bilanci makroekonomik pozitiv është në favor të jetës fizikisht aktive, sidomos me shtimin e moshës.

Si konstatim të përgjithshëm mund të marrim se qëllimi i çdo njeriu duhet të jetë implementimi i aktiviteteve fizike në jetën e tij të përditshme.

Andaj, pa asnjë vonesë kohore duhet filluar pasurimi i jetës me aktivitete fizike. Nëse deri tani nuk jemi marrë me aktivitete fizike, nuk është vonë të fillohet sot, që e nesërmja të jetë më e mirë.

## Pentax K100D

K100 është seria e fundit e SLR –së kompakte digjitale, e cila ka filluar me DS –at e parë ( të cilët ishin shumë më të mëdhenj ). K100D vjen sëbashku me një kamerë të integruar Shake Reduction, CCD gjashtë megapixel, me procesim të përmirësuar të fotografisë, pasqyrë peskëndëshe me tregues të kuadrit dhe rang të gjërë të komandave manuale.




## HARD DISKU I VOGËL 100GB (TOSHIBA)

Hard disku Toshiba MK1011GAH 1.8-inçësh me kapacitet 100GB dhe përdor teknologjinë perpendikulare inçizuese që të rris sasinë e ruajtjes së të dhënave. Këtu disku është treguar afër baterisë AA.



## NJË MAKINË ELEKTRIKE QË VAZHDON TË ECË

Në Pranverë, Phoenix Motorcars do të dalë me një prodhim të një kamioni sportive me të tëra pajisjet elektrike. Phoenix Motorcars do të prodhon përafërsisht vetëm 500 makina në vitin 2007, por shpreson të zgjerojë prodhimin në më tepër se 6000 në vitin 2008. Fillimisht do t`i shes makinat te blerësit e shpejtë. Kamioni do të kushtojë diku rreth $45,000. (Phoenix Motorcars).

## PËRGJIMI I BIG BANG -ut

Një fushë me antenna është në ndërtim e sipër në Westerbork, Holandë. Astron do të vendosë disa miliona antenna që të përcjell nëse ato mund të detektojnë sinjale të dobësuara që transmetojnë zhurmë të shurdhët të origjinës së jetës në gjithësi. IBM –i po punon me Astron – in, i mirënjohur në përgjithësi si Fondacioni Holandez për Hulumtime në Astronomi, për një mikroproce-sor i cili do të detekton radio sinjalet e dobësuara.(Astron).



## PËRVJETORI I PARË I RICOH GR DIGITAL



Ricoh ka prodhuar një edicion special të GR digjital duke përkujtuar vitin e parë të kamerës dhe 10 vjetorin e serive GR. Kjo është e dizajnuar nga ilustruesi i mirënjohur japonez Katsuya Terada, ky edicion special është i kufizuar.

## TOSHIBA PREZENTON MEMORIEN 8GB SDHC

Toshiba prezenton Memory Card –en 8 GB SDHC e parë, e cila siç është thënë do të jenë në treg në fillimin e vitit të ardhshëm. Kartelat e reja kanë aftësi të shpejtësisë shkruese që tejkalon 4 MB/s e që shkon deri në 6 MB/s dhe e gjen përdorim në të gjitha pajisjet kompatibile me specifikimet SDHC. Disa kamera kompakte të klasit të parë 10 Megapixel – she dhe DSLR – të po rrisin përdorimin e SD formateve, kartelat e të ardhmes me kapacitet të lartë është e sigurtë se do të jetë e mirëpritur nga të gjithë.




## TELEFONI I RI LINKSYS WIRELESS – G IP

Disa prej karakteristikiave:

- **Dimensionet**: 4.65 x 1.77 x 0.78 incha.
- **Bateri**: 900 mAH Li-Ion, me 3 orë biseda ose 50 orë në gjendje gatishmërie.
- **Memoria**: 16MB Flash dhe 12 MB SRAM.
- **Regjistri i numrave**: maksimum 200 numra.
- **Ekrani**: 1.8 inça me rezolucion 128x 160 piksela dhe 65,000 ngjyra
- Ekran me ngjyra, i ngjeshur dhe ndriques
- 802.11 b/g me wireless përkrahje
- Çmim të lirë – diku rreth $200
- Ofron kulatitet shumë të mirë të thirrjeve.
- Përkrahje të shumëfishtë të pikave çasëshe për regjistrim.
- Instalim të lehtë përmes SES




**Mangësitë:**

- Bateri me jetëgjatësi të shkurtër – e cila është e meta kryesore
- Nuk mund të lidhet në hotspote që kërkojnë autentifikim.

# DEKODIMI I KOMPJUTERIT ANTIK

**Më 1901 zhytësit duke punuar në ishullin e Antikythera gjetën mbetjet 2000 vjeçare të mekanizmit në formë të orës. Mekanizmi duket të jetë përdorur si pajisje për llogaritjen e lëvizjes së yjeve dhe planetëve.**

Shkelzen NUZA

Një grup i shkencëtarëve nga Mbretëria e Bashkuar dhe Greqia të udhëhequr nga Mike Edmunds,një astronom nga Universiteti i Cardiff – it, e kanë zbërthyer kodin më të të vjetër dhe më misterioz sesa Pendulum – i i Foucault – it ose Kodi i Da Vinçit. Grupi ka deshifruar Mekanizmin Antikytera, një kompjuter antik i emëruar sipas ishullit grek ku edhe ishte zbuluar.

Fotografia kryesore është fragmenti kryesor i mekanizmit bronz origjinal. Më poshtë është rikrijimi i kompjuterit të nxjerrur nga shkencëtarët.

Më 1901 zhytësit duke punuar në ishullin e Antikythera gjetën mbetjet 2000 vjeçare të mekanizmit në formë të orës. Mekanizmi duket të jetë përdorur si pajisje për llogaritjen e lëvizjes së yjeve dhe planetëve.

Një kompjuter i ngjashëm astronomik
I ndërtuar në vitin 87 para erës sonë
I humbur në vitin 76 para erës sonë.
I zbuluar në vitin 1901
Në ishullin Antikythera
Zyrtarisht i quajtur Adikithira;
Gjithashtu i njihur edhe si Cerigotto, Sijiljo, dhe Stus.
Rrënojat
50 metra i gjatë
I lokalizuar në 15 – 25 metra të pikës Glyphadia
Në 43 m të ujit, 140 këmbë
Zhytja te rrënojat
Zhytja SCUBA e sajuar 42 vite
Pastaj zbulimi i rrënojave
Kohët e zhytjes prej 9 minutave
4 min për ngritje dhe zbritje
5 minuta qëndrim poshtë
Kufizimet në thellësi
18 metra për fillestar
30 metra e rekomandueshme
40 metra absolutisht
(për zhytësat pa ulje të presionit)



Rreziqet
Uji i ftohtë
Rrymat
Thellësitë
Në 40 metra uji tendos 5 herë presionin atmosferik që çon në :
Ekstaza e narkozës nitrogjenike të thellësisë
Të vjella nga dekompresimi .
Çmimet në njerëz
Dhjetë zhytësa mbetën nën rrënoja
Një zhytës ishte mbytur aksidentalisht
Dy zhytësa ishin paralizuar përgjithmonë
Shpërblimet
Mermer & Statuja Bronzi
Bizhuteri Ari
Vegla kuzhine & takëm

Mekanizmi Antikythera, pjesa më e komplikuar e makinerisë shkencore e njohur prej kohëve të lashta. Mekanizmi Antikythera , siç është tashmë i njohur , ishte i vendosur në një kuti prej druri me përmasa të një kutie të këpucëve, të kurdisur jashtë dhe një grumbull rrotash bronzi me dhëmbë të vendosura brenda. Fotografët e rrezeve X të fragmenteve , në të cilin përafërsisht 30 rrota me dhëmbë të ndara të cilat mund të veçoheshin,e shtyn Derek Price, shkencëtar i historisë në Universitetin e Yale - it , të konkludoj që, pajisja ishte një kompjuter astronomik me aftësi të parashikimit të pozitës së Diellit dhe Hënës për datën e dhënë. Analizat e reja ,sugjerojnë që pajisja ishte më e mençur sesa mendonte Price dhe e përforcon faktin për teorinë e tij të një tradite të vjetër greke të teknologjisë mekanike komplekse.

Michael Wright, përgjegjës i inxhinierisë mekanike në Muzeun shkencor të Londrës, ka bazuar analizën e tij të re në rrezet X të detajuara të mekanizmit duke përdor teknikën e quajtur tomografia lineare. Kjo involvon zhvendosjen e burimit të rrezeve X . Filmi dhe objekti ishin të investiguara relativisht prej një tjetri, kështu që vetëm hollësitë në një rrafsh të veçantë vijnë në fokus. Analizat e fotografive rezultuese të bëra nga Allan Bromley, shkencëtar i kompjuterikës në Universitetin Sydney, ka gjet pozitën e saktë të secilës rrotë me dhëmbë dhe ka treguar që Price e kishte gabim me tezat e tij.

Grekët besonin në një gjithësi me qendër tokën dhe llogarisnin lëvizjet e trupave qiellorë duke përdorë modele të bazuara në epicikle, në të cilën secili trup përshkruan një rreth (një epicikël) rreth një pike që lëviz vetvetiu një një rreth përreth Tokës. Shkencëtari Wright kishte gjet fakte që mekanizmi Antikythera duhet të ketë qenë në gjendje të rivendos lëvizjet e Diellit dhe të Hënës saktësisht,duke përdor modelin epiciklik të shpikur nga Hipparchus dhe prej planeteve Merkuri dhe Venera, duke përdor një model epiciklik të nxjerrë nga Apollonius – i Perg- ës (këto modele janë si rrjedhojë në punën e Claudius Ptolome – ut në shekullin e dytë të erës sonë).

Një pajisje që vetëm se i ka të modeluara lëvizjet e Diellit, Hënës, Merkurit dhe Venerës nuk ka edhe aq shumë kuptim. Por nëse një lajer i sipërm i mekanizmit ka qenë i ndërtuar dhe ka humbur, këto rrota me dhëmbë mund të kenë modeluar lëvizjet e tri pajisjeve të njohura në atë kohë – Marsi, Jupiteri dhe Saturni. Me fjalë tjera, pajisja mund të ketë qenë në gjendje të parashikoj pozitat e trupave të njohur qiellor për ndonjë datë të caktuar me shkallë të veçantë të saktësisë, duke përdorë pozicionues nga bronzi në një disk rrethor me yjësitë e zodiakut rreth skajeve të tij.

AFORIZMI I MUAJIT

TALENTI KRIJOHET NË VETMI, KARAKTERI NË SHOQËRI.

GËTE

Kartolinë nga Kaçaniku

## NJË COPËZ E THYER MOZAIKU

Faton ZHARKU

**Makiato – si ngushëllim për veten**
Sot të rinjtë kaçanikas, për shkak të papunësisë masive, janë "të detyruar" ta kalojnë kohën nëpër lokale, me pijen e preferuar makiato. Edhe pse gazetat ditore janë shumë lirë, të rinjtë lexojnë shumë pak. Edhe ata që blejnë gazeta, më shumë humbin kohë duke u preokupuar me " VIP"- at, kronikat e zeza, horoskopët, e jo duke lexuar analiza, komente, vështrime.
**Cigarja – të rinjve u "lotojnë" sytë për të**
Një fjalë thotë se në varfëri bëhen tri të liga: pihet rakia, luhet kumari dhe pihet duhani. Kjo po shihet edhe në realitetin tonë, sepse shumë të rinj me të ardhurat që marrin, mezi e kalojnë muajin. Në vend se paratë e cigareve t'i shpenzojnë në diçka të hajrit, disa të rinj, me ato para "djegin" edhe shëndetin e vet, edhe e harxhojnë edhe më xhepin e zbrazët, etj.
**Internet-kafetë – si plotësim i dëshirave të parealizuara**
Mungesa e rrymës po e rëndon jetën tonë. Madje edhe nëse je duke shikuar ndonjë emision televiziv, nuk mund t'ia dalësh në fund. Do të dalësh në qytet dhe do të hysh në ndonjë internet – kafe. Pasi të hysh në botën e interneti, apo "në fshatin e vogël të botës", atëherë ke aq shumë alternativa sa s'di ç'të bësh. Mund që ta hapësh MSN, të hysh në dhomën e chatit, të hapesh rrjetin për kërkimin e lajmeve – google, e shumë faqe të tjera të panumërta. Fatkeqësisht disa nga të rinjtë tanë nuk e përdorin për punë të dobishme, por fokusohen ne dhoma të chatit, hapjen e faqeve erotike, etj, në vend së ta përdorin për leximin e ndonjë lajmi, për të marrë infromata shkencore, etj.
**Fishekzjarrët – argëtimi i kalamajve**
Tash në prag të Vitit të Ri, fillon kërcitja e petardave, të cilat prishin qetësinë e qytetit. A thua pse nuk ndalet ky fenomen, apo pse nuk dënohen shitësit e fishekzjarrëve dhe blerësit e tyre që i hedhin kudo nëpër rrugë. Ta dimë se për çdo punë ka përgjegjësi.

KOPORPORATA E KEK-UT

Çka i ka thënë A-ja B-së
Me ka ra të nxehtit kresë
Me pushu' pak a po dalim
Rrymën tash po e ndalim

Edhe C-ja po ankohet
Vetëm hiq nuk po punohet
Nuk e di a ta la këtë punë
Reduktime do të këtë më shumë

C-ja, B-ja edhe A-ja
Tri termocentralet e mëdhaja
A punojnë a nuk punojnë
Që shtatë vjet s'po e kuptojmë

Sa shumë para u harxhuan
U rinovuan a s'u rinovuan
Nuk din kush me të dhanë shpjegime
Veç kur kemi reduktime

Nuk e di si po veprojnë
Dy orë rrymë nuk mjaftojnë
Por kot e kam edhe unë
zor është me i marr vesh këto punë

Se shqiptarët kështu janë mësu'
Ditë e nate n'terr me i kalu'

NJË JËTË KOSOVARÇE

Mora lapsin bashkë me letër
Për me i shkru' nja dy fjali
Me bo dert e me kallxu'
Se këtu të na gjithçka bën vaki

Zor është bo' sot me jetu
E zor po e ka edhe ky milet
Kot mundohesh me qenë i drejtë
Po s'ka drejtësi me këtë hyqymet

Deri sa i morën votat
Ata t'gjithë jepshin premtime
Po kur erdhën në pushtet
Këto punë mbetën veç n'kujtime

Marr gazetën me e lexu
E nuk di as ku t'ia nis
Se të gjitha faqët e gazetës
Janë të mbushura me anëtarë të qeverisë

Njëri thonë se ka vjedh tender
E ky tjetri ministri
Po të gjithë janë të një rangu
Me u korruptu' hiq se kanë mërzi

Po me kqyr holl këta nuk kanë faj
Se UNMIKU kështu po i mëson
I ka bo të gjithë për vete
E për popull askush s'mendon

S'e dinë mirë as alfabetin
E m'shitën si shumë kapadai
Ju ka hy n'palcë korrupsioni
Krejt KOSOVËN n'xhep dojnë me e shti

Se pas lufte tollovi po shkon
Veç a ki ndopak njoftësi
nuk të duhet as një ditë shkolle
fill do të futin n'ministri

nese e din mirë alfabetin
e 2 + 3 me i mbledh
hiq pa gajle ha e pi
se ministër kanë me t'zgjedh

kishe na po lypim pavarësi
e edhe një njohje nderkombëtare
na e coptuan vëndin krejte
tuj bo' ndarje territoriale

edhe kta t'KEK-ut e energjetikës
për çdo ditë ata ankohen
nga 4 milion çdo vit i marrin
e thonë para hiq s'po tubohen

Sot thonë A-ja ra prej sistemi
e nesër B-ja po ashtu
kanë harru se me 4 milion
një termocentral i ri tash ish ndertu

e nese flasim për shendetsi
zorrët n'bark kanë me u shqetsu
nese shkon me bo' kontrollë
fill privat thonë duhet me shku'

e nese shkon të ndonjë privat
t'ban kontroll sa për sy e faqe
n'vend që të shëron ai krejt ty t'smun'
e ta mbush një kerr me ilaçe
harruan se para 7 vjete
ne të shkretit se ku ishim
s'kishim rroba e as bukë
e s'kishim ku as ujë të pijshim

turp të keni o pushtetar
ju që vendit po i prini
ju që vendin po e ndani
ju që gjakun po e shkilni

ju që s'keni fije turpi
ju që mall as ndjenja s'keni
ju të mjeret o politikaj
ju që veti vend kund spo i lini

# Fjalëkryqi




**Horizontalisht: 1**. Angstrem – qytet në Kirgistan – lloj muzike – Edita Ismaili; **2**. Shfuqizimet – Partia Socialdemokrate; **3**. Element kimik (protaktinium) – kryeqytetaset e Shqipërisë; **4**. Futbollisti në foto (Igli ...) – cërkalore, pikëlore; **5**. Element kimik – i shtatorit, ..., e nëntorit; **6**. Kuti (pashq.) – Shtet në Azi – më e bukura; **7**. Etuar për ujë – Jo çifte; **8**. International Develpoment Union – Oksigjen – lidhëz angleze; **9**. Intensitet – Associated Press – lloj gjelle qe bëhet prej patateve; **10**. Fosofor – karboni – Futbollisti anglez Michael ...; **11**. Information Research – Interesi – gastarja, bardaku; **12**. Koha, klima – Radoni – disk; **13**. Armend Rexhepagiqi – Njuton – lloj duhani; **14**. Emër mashkulli – nafakë; **15**. U largua, shkoi – urimet – r – tonelatë; **16**. Sajimet, gënjeshtrat – litër – ishull në Francë; **17**. Lloj gjarpëri – u frikësova (popull.) – thirrje për namaz; **18**. Ai që shkruan artikull; **19**. ... De Zhaneiro – uran dhe atom – det në Shqipëri – emër qyteti antik turk Habesa; **20**. Një zanore – Rovena Dilo – 50 romak – tragjedia tatare.

**Vertikalisht: 1**. Ton – targa e Pejës – një zanore – besimi islam – ruajtës delesh; **2**. Makina e përsosur – ndihmës rektori; **3**. Lloj peshku – temperatura – shërues; **4**. Arabisht (shkurt) – shpërthimi, dalja – interesi – intensiteti – shkonja e pestë; **5**. Oliver Tuist – ton – Lug prej teneqeje, që vihet në buzë të strehës së çatisë (sh.); **6**. Dash i madh me këmborë, që i prin tufës së dhenve (shq.) – ceremoni fetare; **7**. Rrip i hollë e i ngushtë (sh.) – mbetje në vend si i fjetur; **8**. Gur i sheshtë e i rrumbullakët si rrotë – grup i përbërë ng tetë qenie ose sende; **9**. Emër i huaj femre – që ka të bëjë me sulmin; **10**. Masë themelore që shërben për të kontrolluar të gjitha masa tjera në përdorim - t – Ribonucleic acid; **11**. Fosfor – sorbitol (shkurt) – ai që bën harta topografike – lindi (popull) - Bor; **12**. Emërtim i përgjithshëm për bimë barishtore të mbjella – jo i ardhur me kohë, vjen vonë – Heroi ynë kombëtar Haxhi ...; **13**. Mjetet zbukuruese – Ramiz Tafa – fidan që rritet nga farat në lehe të veçanta; **14**. Ilir Desku – këngë e që këndohet nën dritaret e së dashurës së zemrës – sport i bardhë (shq.).




KOLEGJI UNIVERSITAR VICTORY
Prishtinë

**KUSH JEMI NE?**

Kolegji Universitar "Victory" (KUV) është Fakultet i ri, i cili funksionon sipas planprogramit të Fakultetit të Tregtisë Ndërkombëtare "Libertas" dhe të Fakultetit të Shkencave Politike dhe Diplomacisë pranë Universitetit të Zagrebit.
Këto fakultete programet e tyre mësimore i krijojnë mbi baza shkencore-profesionale dhe mbi përvojat e arritura me traditë europiane në shkollimin e lartë profesional. Posaçërisht ju aftësojmë për afarizëm dhe nivel funksional të udhëheqjes.

**Programet tona të studimeve janë ndryshe...**

Për herë të parë mund të studioni:

- Tregtinë e Brendshme dhe të Jashtme (Ndërkombëtare),
- Politikën Ndërkombëtare dhe Diplomacinë,
- Afarizmin në Berzat Ndërkombëtare të kapitalit financiar dhe të mallit (Broker)

Programet e veçanta përmbajnë bazën shkencore dhe detaje profesionale të qasjes praktike, me qëllim që t'ju aftësojnë për profesionin tuaj të ardhshëm.

**STUDIMET MASTER DHE TË DOKTORATËS**

**Studimet master** Studimet për Menaxher të Tregtisë së Brendshme dhe të Jashtme janë studime dyvjeçare shkencore - profesionale pas të cilave arrihet titulli: Magjistër shkence për Tregti të Brendshme dhe të Jashtme

Pas studimeve për Menaxhim Financiar, Bankar dhe Sigurime arrihet titulli: Magjistër shkence për Financa, Banka dhe Sigurime.

**Studimet për doktoratë**
Studimet e Doktoratës janë studime shkencore profesionale trevjeçare pas të cilave arrihet titulli:
Doktor i Shkencave Ekonomike

**Si zhvillohen studimet**
Të gjitha ligjëratat mbahen në gjuhën shqipe, ndërsa për profesorët e jashtëm sigurohet përkthimi simultant me teknologji bashkëkohore.
Librat për lëndët përkatëse sigurohen në gjuhën shqipe, kurse literatura merret nga interneti sipas udhëzimeve të profesorit të lëndës.

Kolegji Universitar VICTORY
Prishtinë
Fiks: 038/543 297
Mob. 044/664 822
044/209 347
044/504 429

STUDIO PËR PRODHIMIN E KUZHINAVE

KEZZA

GARANCION 5 VJEÇAR
SIGUROJMË CILËSI TË LARTË

Adresa: Hoxhë Kadri Prishtina nr. 11
Prishtinë
Tel.: + 377 44 (0) 141 909
e-mail: kkeza@hotmail.com